# PARAFJALË

*Falënderimet dhe lavdërimet e pafundme i takojnë Allahut Teala, që e nderoi njeriun me mirësinë e të qenit rob i të Madhëruarit, duke e zbukuruar atë me aftësi të veçanta!*

*Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të Dërguarin besnik, udhëzuesin në rrugën e drejtë, plotësuesin e moraleve të larta, prijësin e kësaj bote dhe të botës tjetër, strehën tonë të shefatit, Muhamed Mustafanë!*

Të dashur lexues!

Ky libër që keni në dorë, është një përmbledhje e shkrimeve që janë botuar në revistën tonë të përmuajshme "Shebnem". Këtu do të gjeni një pjesë të parimeve të rëndësishme islame që duhen përvetësuar për të bërë një jetë të devotshme, të zbukuruar me sinqeritet dhe përkushtim në bazë të dashurisë dhe urtësisë. Me qëllim që shpirti ynë t'i përvetësojë sa më mirë këto parime, jemi munduar që të gjitha temat t'i shpjegojmë shkurt dhe në mënyrë të përmbledhur me anë të tregimeve historike dhe biografive të profetëve, sahabëve fisnikë, dijetarëve, të urtëve dhe njerëzve të dashur të Allahut.

Le të flasim shkurtimisht mbi përmbajtjen e këtij libri:

I Dashuri i Allahut Teala, nuri i krijimit, Profeti ynë (a.s.), është dërguar si mëshirë për botët dhe që prej dërgimit të tij e deri në ditën e kijametit, njerëzimi ka për detyrë të ndjekë gjurmët e tij të ndritura. Prandaj, asnjë prej atyre që marrin rrugë tjetër përveç rrugës që ka treguar Profeti ynë (a.s.), nuk do të arrijë të vërtetën dhe mirësinë, nuk do të mund të zgjidhë enigmën e jetës dhe vdekjes dhe nuk do ta kuptojë kurrë urtësinë e krijimit të gjithësisë. Për këtë arsye, i gjithë njerëzimi e ka për borxh ta dojë Profetin (a.s.) dhe të tregojë mirënjohje ndaj tij.

Të parët tanë, Osmanlinjtë, i mbajtën lart flamujt e Islamit për gjashtëqind vjet duke i treguar botës mirësitë e Islamit dhe u bënë flamurtarë të lirisë dhe drejtësisë. Mirëpo, ndjenjat e dashurisë dhe respektit që kishin ndaj Profetit tonë të dashur (a.s.), ishin më madhështore se vetë qytetërimi që ngritën. Të parët tanë ishin të vetëdijshëm se sulltanllëku i vërtetë arrihej duke u bërë hyzmeqarë besnikë në portën e Sulltanit të Botëve. Prandaj, të gjithë jetën e tyre e kanë jetuar brenda kornizave të kësaj të vërtete: **“Sulltan i vërtetë, është hyzmeqari yt”**.

Parimisht, përveç njerëzve dhe xhindëve të shkujdesur, çdo krijesë e gjithësisë **“ndjen dashuri ndaj tij”**. Atë e do edhe Allahu i madhëruar, prej të Cilit buron çdo dashuri. Ai ka pasur nderin të përgëzohet prej Allahut me shprehjen “Habibij / i dashuri im”. Allahu Teala, me të ka vulosur kalendarin profetik, e ka bërë atë Fahr-i Alem, Sejjidu’l-Besher, Resul-i Ekrem dhe Rahmeten li’l-Alemin. Gjithashtu, e ka dashur atë në mënyrë të veçantë dhe e ka bërë të dashur edhe në zemrat e besimtarëve.

Allahu i Madhëruar, ka shfaqur në personalitetin e

Profetit (a.s.), modelin e "njeriut të përsosur" me islam dhe e bëri atë një shembull të pashoq për të gjithë njerëzimin. Për këtë arsye, njeriu që dëshiron të arrijë në majën e ndonjë virtyti, duhet t'ia nënshtrojë shpirtin botës shpirtërore të Profetit (a.s.) dhe të mundohet të shtojë dashurinë që ndjen për të. Sa më e madhe të jetë dashuria, aq më shumë fitohet prej cilësive të atij që dashuron.

Ndërsa përgjegjësia e parë që i ngarkon njeriut ky lloj virtyti, është ftesa e njerëzve për tek e vërteta dhe e mira, duke shpërndarë mëshirë prej shpirtit dhe duke mos u mjaftuar vetëm me përsosmërinë e vetvetes. Besimtarë të përsosur, janë ata që e kuptojnë se shpëtimi i tyre kalon prej punës që bëhet për shpëtimin e të tjerëve.

Profetët që janë edhe njerëzit më të zgjedhur të Allahut, e kanë përmbushur detyrën e tyre me sakrifica të mëdha dhe nuk janë ankuar kurrë për asnjë prej vështirësive që kanë kaluar në rrugën e kumtimit dhe mësimit të fesë së Tij. Prandaj dhe ajo që i ka hije më së shumti një besimtari të vërtetë, është të bëhet hyzmeqar i kumtimit dhe mësimit të fesë. Është e domosdoshme që **"përgjegjësia jonë e kumtimit"**, si një tregues i besimit, të bëhet e dashur për shpirtin tonë.

Një tjetër prej përgjegjësive që duhet të marrë përsipër një besimtar, i cili vepron me këtë vetëdije, është **"ruajtja e vëllazërisë islame"** duke u lidhur me zemrat që janë nderuar me islam ashtu si gjymtyrët e trupit.

Vëllazëria islame arrihet duke i vendosur në zemër të gjithë besimtarët, duke u gëzuar me gëzimin e vëllait të fesë dhe duke u hidhëruar me hidhërimin e tij, duke e kapur prej dore për ta ngritur kur ai rrëzohet, duke u bërë

burimi më i afërt i ngushëllimit në ditët më të vështira të tij dhe, nëse është nevoja, të sakrifikohesh për vëllain tënd duke i dhënë përparësi ndaj vetes. Në një ajet fisnik, ruajtja e vëllazërisë islame shprehet qartë me këtë urdhër:

***"...Prandaj, frikësojuni Allahut, rregulloni marrëdhëniet midis jush dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë".*** (el-Enfal, 1)

Ndjenjat shpirtërore janë shumë të rëndësishme në rregullimin e marrëdhënieve të besimtarit me vëllain e tij dhe ruajtjen e dashurisë dhe miqësisë ndërmjet tyre. Me rëndësi të veçantë është edhe mënyra e të folurit dhe zgjedhja e fjalëve gjatë bisedës, sepse fjala ndikon në shpirtin e njeriut në varësi të mënyrës së përdorimit. Për këtë arsye, besimtari duhet të tregojë kujdes të madh në lidhje me "**delikatesën në të folur**". Ai duhet të bëhet një burim urtësie që shfaq bukuritë e të vërtetave hyjnore dhe gjithmonë duhet të përdorë një gjuhë të ëmbël që do të ndikojë shpirtrat.

I Dërguari i Allahut (a.s.), bëri një jetë të virtytshme, të bazuar në këto ndjenja dhe në këtë delikatesë. Shpirtrat në të cilat dëshironte të ndërtonte një personalitet islam, ai i konsideronte si vendin e shikimit të Allahut, prandaj dhe u ka dhënë atyre një rëndësi të veçantë duke u munduar që t'i bënte trëndafila të kopshtit të Xhenetit.

Në mes të gjitha krijesave, njeriu është ai që ka nevojë më shumë për edukim. Për këtë arsye, Allahu Teala ka dërguar (sipas transmetimeve) 124 mijë edukatorë për të edukuar njerëzimin. Arti më i vështirë në jetë, por njëkohësisht edhe më i lartë, është edukimi i njeriut. Prandaj,

mësimi dhe edukimi, në të njëjtën kohë është edhe një profesion profetik. Padyshim që Profeti ynë (a.s.), është mësuesi dhe edukatori më i përsosur që Allahu Teala i ka falur njerëzimit. Ai është:

- Një mësues që i jep botës mësim, në lidhje me zemërbutësinë dhe mëshirën e vërtetë...

- Një mik dhe një mësues dashamirës, që ndjen në kraharorin e tij dhimbjen e zemrave të lënduara dhe nuk gjen qetësi pa u gjetur zgjidhjen...

- Një mësues udhëzues, dëshira dhe qëllimi i vetëm i të cilit është edukimi i nxënësve të tij, në mënyrë që të arrijnë pjekurinë e devocionit me të cilin do të jetë i kënaqur Allahu Teala...

- Një mësues që e ka kuptuar vlerën dhe rëndësinë e detyrës së tij, që i konsideron nxënësit si amanetin e Allahut dhe është i plotësuar me vetëdijen e përgjegjësisë dhe sakrificës...

Ndërsa detyra jonë si umeti i tij, është, që të mos i mbajmë për vete ato që kemi kuptuar nga kjo botë, e cila është një shkollë e të fshehtave, urtësive dhe të vërtetave hyjnore, por të mundohemi që edhe shpirtrat e tjerë të bashkohen me këto të vërteta, prej të cilave kanë qenë shumë larg. Prandaj, "**nxënësin duhet ta konsiderojmë mirësi**" në shkollën e kësaj bote. Duhet të kuptojmë se ata janë përgjegjësia jonë dhe nuk duhet të harrojmë kurrë që Allahu Teala, me anë të tyre na sprovon edhe ne.

Nga ana tjetër, duhet të dimë se pranimi i çdo pune që bëhet për hir të Allahut, varet nga ndjenjat e sinqeritetit dhe përkushtimit që zënë vend në shpirtin tonë. Pra, aq sa

është i rëndësishëm mundi që tregohet gjatë shërbimeve në rrugë të Allahut, aq është i rëndësishëm edhe fakti se me ç 'nivel ndjenjash janë përmbushur ato shërbime. Edhe pse në dukje mund të tregohet i njëjti zell, "**dallimi në ndjenjat shpirtërore gjatë shërbimit**", mund të lindë rezultate shumë të ndryshme. Shërbim quhet edhe ai që bën njeriu i shkujdesur, i cili mban mbi supe dru për zjarr, por sapo përballet me ndonjë vështirësi, acarohet dhe humbet të gjithë shpërblimin e së mirës që po bën. Taptuk Emre, me vite të tëra sillte dru të drejta si lapsa në teqenë e tij. Një ditë, mësuesi e pyeti:

- O Junus! Ke kaq vite që sjell dru në teqe. A nuk gjete asnjë dru të shtrembër në mal?..

Junusi, me një edukatë të veçantë, i përgjigjet:

"**Zotëri! Unë e di shumë mirë se në derën tuaj nuk hyn asgjë e shtrembër, qoftë edhe dru!..**"

Pra edhe ky njeri, dashuria dhe urtësia e të cilit ishin si ujëvarë, bëri të njëjtin shërbim. Por ndryshimi midis të dyve është më i madh sesa largësia midis lindjes dhe perëndimit.

Nga kjo pikëpamje, besimtari duhet të shërbejë me dashuri dhe përkushtim. Kur të arrijë ndonjë sukses, nuk duhet t'ia atribuojë atë vetes së tij, por duke treguar modesti dhe përulësi, të mundohet të fitojë kënaqësinë e Allahut të Madhëruar.

*"Allahu e ngre atë që tregohet modest dhe i përulur për hir të Tij."* (Muslim, Birr, 69)

Sipas këtij hadithi fisnik, ai që dëshiron paqen, lumturinë dhe shpëtimin e vërtetë, duhet të jetojë gjithmonë

me synimin për të arritur “**mbretërinë e modestisë**”.

Dhe me të vërtetë që mirësitë e modestisë janë të shumta. Njeriu modest është bujar. Njeriu bujar është i mëshirshëm. Njeriu i mëshirshëm është entuziast në shërbimin ndaj krijesave. Për këtë arsye, ai mban ngarkesën e çdokujt, por nuk bëhet ngarkesë për askënd. Kur është nevoja, heq dorë edhe nga e drejta e tij, por nuk i hyn askujt në hak, sepse ai e di shumë mirë se “**Haku që është lënë jashtë faljes hyjnore, është haku i robit**”.

Fundi i atyre që prej krenarisë së tepërt nuk hallallohen me njerëzit, por emigrojnë për në botën tjetër, duke mbajtur mbi supe padrejtësi të mëdha, do të jetë i turpshëm dhe poshtërues. Atje nuk do të ketë më mundësi për t'u hallalluar me njerëzit, prandaj është e domosdoshme që “**ndjeshmëria ndaj hakut të robit**”, të fitohet dhe të jetohet këtu, në këtë botë.

Shpirti i zbukuruar me ndjenja të tilla, me qëllim që të arrijë shpëtimin e përjetshëm, të keqes i përgjigjet me të mirë dhe padrejtësisë me falje e mirësi. Ai i respekton të drejtat e atyre që nuk respektojnë marrëdhëniet farefisnore, madje tregon bujari edhe me ata që e privojnë prej të mirave. Kjo, sepse zemërimin që ka ndaj gjynahut, nuk e derdh mbi gjynahqarët. Në këtë mënyrë, ai merr pjesën e tij prej të fshehtës së “**të qenit shpirt Jusufi**”. Jusufi (a.s), arriti të falte edhe vëllezërit, prej të cilëve hoqi shumë keq, sepse ai e dinte shumë mirë se “**e keqja e dëmton të zotin**”.

Mevlana Xhelaledin Rumiu, duke iu drejtuar atyre që dëshirojnë të keqen e njerëzve dhe tiranëve që e përdorin fuqinë dhe pushtetin për t'i bërë padrejtësi të

tjerëve, thotë;

*"O tiran! Me padrejtësinë tënde, je duke hapur një gropë, por dije se atë gropë po ia hap vetes. Të urtët kanë thënë: "Padrejtësia e tiranëve është një gropë e errët. Kush të jetë më tiran, ai e ka gropën më të errët dhe më të frikshme."*

Kjo do të thotë se njeriu e bën çdo të mirë për vete dhe çdo të keqe e bën kundër vetes. Megjithëse disa nga punët e mira apo të këqija në dukje u bëhen të tjerëve, do të vijë një ditë që ato do t'i kthehen të zotit si shpërblim ose si dënim.

Megjithatë, kthimi i punëve të mira në formën e shpërblimeve hyjnore, varet nga sinqeriteti me të cilin janë bërë, sepse ajo që i bën punët tona të vlefshme tek Allahu, është qëllimi i pastër në zemrat tona. Prandaj, edhe nëse në punët tona të sinqerta mund të ketë ndonjë të metë për arsye njerëzore, duhet patjetër që **"qëllimet tona të jenë të pastra!"**. Vetëm në këtë mënyrë, zotëruesi i mirësive dhe bujarisë së pafundme, Allahu Teala mund t'i pranojë punët tona me gjithë të metat e tyre, do të na i falë gabimet dhe do t'i konsiderojë të shumta edhe punët tona të pakta.

Të gjithë jemi duke konsumuar një kapital jetësor, i cili mund të mbarojë nga çasti në çast si fija e perit që zhdërvillet prej bobinës. Për këtë arsye, rruga më e sigurt për ne, është të punojmë për të qenë gjithmonë të gatshëm për vdekjen dhe botën tjetër. Ndërsa për këtë, duhet që akrepin tregues të shpirtit ta drejtojmë gjithmonë për nga Allahu, sepse ruajtja e shpirtit prej dashurisë së kësaj bote, prej shkujdesjes dhe prej besëtytnive, është e

mundur vetëm me "**animin kah Haku**".

Nëse e lexojmë librin e gjithësisë, me qëllim që të marrim mësim prej tij, do të kuptojmë se çdo atom i saj na thërret në gjuhën e vet dhe na paralajmëron se "**kjo botë nuk është e përhershme. Mos harro përkohshmërinë!**".

Mënyra e sjelljes si një vendas në këtë shtëpi të përkohshme mysafirësh dhe humbja e lumturisë së përjetshme për dashuri të përkohshme dhe dëshira të çastit, është fatkeqësia më e madhe që mund t'i ndodhë një njeriu. Allahu Teala, me anë të dritës së Kuranit Kerim dhe kumtesës së mbushur me urtësi dhe përvoja shpirtërore të Profetit (a.s.), na paralajmëron për një mënyrë të tillë jetese, e cila nxit hidhërimin hyjnor. Sipas kësaj, shpirtrat që janë në kërkim të kënaqësisë së Allahut, janë të detyruar të tregojnë një vigjilencë të veçantë, në lidhje me "**Zemërimin hyjnor dhe recetën e shpëtimit**".

Pengesa më e vështirë që ndodhet në rrugën e takimit të njeriut me Hakun, është nefs-i emmare[1], i cili e bën njeriun që t'i duket çdo e keqe e mirë, me qëllim që ta hedhë veten në zjarr me duart e tij. Ai e nxjerr njeriun nga rruga e vërtetë, duke i bërë njëmijë e një dredhi, vetëm e vetëm për të kënaqur dëshirat e veta të ulëta. Gjithashtu, e turbullon zemrën e njeriut, duke bërë që fitimi i sevapeve të duket i vështirë në sytë e tij dhe ia verbon sytë e zemrës me anë të dëshirave epshore. Kështu, e shtyn që ai të bëjë gjynahe në mënyrë të natyrshme me ëmbëlsinë

1. Nefsi emmare: Ndjenjat, epshet dhe nevojat trupore, të cilat e nxisin njeriun në punë të këqija. (shih. Kuran: Jusuf, 53.)

e një melodie dhe pa e vrarë aspak ndërgjegjen. Ia merr mendjen duke e joshur vazhdimisht me dëshira të ulëta dhe më në fund, e shushat aq shumë, sa edhe mjerimin e pandeh lumturi.

Për të shpëtuar nga **"kurthi i nefsit emmare"** dhe për të marrë masat kundër dredhive të tij, më parë duhet njohur në mënyrë të drejtë dhe më pas, me vullnet dhe me zell të punohet për edukimin e tij. Në të njëjtën kohë, kjo është edhe një përgjegjësi jetësore për çdo besimtar.

Njeriu është në humbje të vërtetë, nëse jeton pa qëllime dhe pa e kuptuar lidhjen midis djepit dhe varrit, vendin dhe detyrën e tij në gjithësi dhe urtësinë e jetës së varrit. Kjo, sepse jeta është një e vërtetë sublime, e cila i kalon kufijtë midis djepit dhe varrit. A ka jetë më të hidhur se jeta e shkujdesur e atyre që pyetjes "Çfarë është jeta?", e cila në mënyrë të natyrshme shfaqet në mendjen e çdo njeriu, i përgjigjen vetëm me shprehjen: "lagështia e tokës dhe heshtja e gurëve të varrit?"

Për ne, është e domosdoshme të zgjohemi nga gjumi i pakujdesisë dhe të marrim mësim prej xhenazeve me të cilat përballemi thuajse çdo ditë. Gjithashtu, duhet t'u vëmë veshin edhe këshillave plot urtësi dhe ligjëratave të heshtura, por të zjarrta të varrezave. **"Zemrat e vdekura që nuk pranojnë këshilla"** në asnjë mënyrë dhe që pandehin se jeta është vetëm ngrënie, prije dhe argëtim, nuk janë gjë tjetër përveçse udhëtarë të shushatur të kësaj jete. Kurani shprehet kështu në lidhje me gjendjen e këtyre të shkujdesurve, që nuk kanë kuptuar asnjë grimcë prej të vërtetave hyjnore dhe që jetojnë si "xhenaze të gjalla", duke shfaqur vrazhdësinë dhe injorancën e tyre:

***“A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë dhe kuptojnë? Ata nuk janë tjetër, veçse si bagëti. Madje, ata janë edhe më të shmangur nga rruga e drejtë.”*** (el-Furkan, 44)

Për të bërë një jetë që i ka hije nderit dhe ndjenjave njerëzore, pikësëpari është kusht që të zotërojmë një shpirt të gjallë. Vlerën e nxjerrjes prej hiçit në ekzistencë, të ngritjes në gradën e krijesës më fisnike, që është “njeriu” dhe furnizimin me mirësi të pafundme, e njeh dhe e vlerëson ashtu siç duhet vetëm një shpirt i butë, delikat dhe me ndjenja të thella. Edhe për t’u bërë një rob besnik i Allahut, që jeton me ndjenjat e mirënjohjes dhe falënderimit, kërkohet një shpirt i gjallë. Vetëm shpirtrat e gjallë mund të bëjnë “**një jetë besnike**” duke mbajtur premtimin që i kanë dhënë Allahut. Sipas hadithit fisnik: *“Besnikëria është pjesë e besimit.”* (Hakim, I, 62/40), në sajë të dashurisë së besimit, ata janë besnikë ndaj Allahut, të Dërguarit të Tij, dijetarëve, prindërve, miqve e shokëve, të afërmve, vëllezërve të fesë dhe të gjitha krijesave.

Besnikëria është çelësi i paqes dhe lumturisë në çdo çështje. Një rëndësi të veçantë ka edhe besnikëria që tregohet ndërmjet pjesëtareve të familjes, e cila është edhe baza e shoqërisë. Kjo, sepse ndjenja e vërtetë e besnikërisë që lind prej dashurisë së besimit, është lidhja më e sigurt që ruan institucionin e familjes.

Nuk duhet të harrojmë kurrë se kombet ndërtohen me burra dhe gra të afta dhe të devotshme. Nëse mungojnë këta, çdo gjë shkon keq. Burrat dhe gratë e devotshme janë si dy dimensione të gjera, të cilat janë shkak mëshire për njëri-tjetrin dhe plotësojnë të metat e njëri-

tjetrit. Mirëpo, Allahu Teala i ka falur gruas një begati të rëndësishme, që është fuqia e ndikimit. Kjo shprehje e tregon më së miri këtë fakt: *"Nëse edukoni një mashkull, keni edukuar një njeri. Nëse edukoni një femër, keni edukuar një familje, madje një pjesë të madhe të shoqërisë"*. Prandaj, gjëja më e mirë që mund të ketë një burrë i devotshëm pas besimit të fortë, është "**krijesa më e mirë e botës, gruaja e devotshme**", sepse shpëtimi i fesë, i vatanit, i kombit, madje edhe i umetit, varet nga edukimi brezave të shëndoshë.

**Allahu i Madhëruar na i ruajttë të gjitha ndjenjat dhe mendimet tona me kënaqësinë e Tij! Na bëftë të gjithëve prej robërve të Tij të devotshëm të cilët i do dhe është i kënaqur prej tyre! I zbukuroftë zemrat tona me bukuri prej të cilave është gjithmonë i kënaqur!..**

**Amin!..**[2]

**Osman Nuri TOPBASH**
Tetor, 2011
YSKYDAR

2. Falënderojmë vëllezërit tanë M. Akif GYNAJ dhe Ibrahim Hakkë UZUN për mundin e tyre në përgatitjen e këtij libri dhe lutemi që Allahu Teala ta konsiderojë shërbimin e tyre si një sadaka xharije.

# Sulltan i vërtetë, është hyzmeqari yt



*Të parët tanë, osmanlinjtë, i mbajtën lart flamujt e Islamit për gjashtëqind vjet, duke i treguar botës mirësitë e Islamit dhe u bënë flamurtarë të lirisë dhe drejtësisë. Mirëpo, ndjenjat e dashurisë dhe respektit që kishin ndaj Profetit tonë të dashur (a.s.), ishin më madhështore se vetë qytetërimi që ngritën.*

# SULLTAN I VËRTETË, ËSHTË HYZMEQARI YT

Pas periudhës së artë të sahabëve, periudha e shtetit Osman ka qenë periudha më madhështore në historinë islame. Ai ishte një shtet, ku prej padishahut e deri tek çobani i thjeshtë, shfaqej një dashuri dhe respekt i pashoq ndaj Profetit (a.s.). Sa herë që përmendej emri i tij i bekuar, bëheshin salavate dhe selame. Përveç kësaj, padishahët që ndodheshin në krye të këtij shteti të fuqishëm, e kishin bërë zakon që gjatë mevludeve të ngriheshin të gjithë në këmbë dhe të vinin dorën në zemër në shenjë respekti ndaj Profetit (a.s.). Madje, nuk kishte asnjë padishah Osman, i cili kur vinte ndonjë postë prej Medine-i Muneueres, të mos merrte abdest, të mos i puthte letrat, duke fërkuar edhe fytyrën me dhe t'i lexonte pa u ngritur në këmbë.

Për këtë arsye, mund të themi se të parët tanë, osmanlinjtë, i mbajtën lart flamujt e Islamit për gjashtëqind vjet, duke i treguar botës mirësitë e Islamit dhe u bënë flamurtarë të lirisë dhe drejtësisë. Mirëpo, ndjenjat e dashurisë dhe respektit që kishin ndaj Profetit tonë të dashur (a.s.), ishin më madhështore se vetë qytetërimi që ngritën, sepse ata ishin të vetëdijshëm dhe e kishin kuptuar shumë

mirë se sulltan i vërtetë është vetëm ai që arrin të bëhet hyzmeqar besnik në portën e Sulltanit të Botëve. Ja disa shembuj që tregojnë shumë qartë për ndjenjat shpirtërore të osmanlinjve, në lidhje me dashurinë dhe respektin ndaj Profetit (a.s.):

Në kohën kur hyzmeti në Haramejn-i Sherifejn ende nuk ishte bërë nder i Osmanlinjve, Murad Hani II la këtë amanet, i cili tregon qartë dashurinë e thellë që ushqente ai ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij:

“بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ I mbështetem vetëm Krijuesit tim. Falënderimet i takojnë vetëm Allahut. Salatet dhe selamet qofshin mbi Profetin tonë, Muhamed Mustafanë.

Çdo krijesë e gjallë do ta shijojë vdekjen. Mos u mburrni me jetën e kësaj bote, sepse krenaria i takon vetëm Allahut.

Në vilajetin e Saruhanit kam dhjetë mijë monedha floriri. Trimijë e peseëqind monedha floriri të shpenzohen për të varfrit e Mekës dhe trimijë e pesëqind të tjera për të varfrit e qytetit të Profetit (a.s.), Medinës. Pesëqind monedha floriri të shpenzohen për ata që do të mblidhen prej popullit të Mekës, midis Qabesë dhe Hatimit[3] dhe do thonë shtatëdhjetëmijë herë “La ilahe il-lallah” dhe atyre që do të bëjnë shumë herë hatim Kuranin Kerim, duke ia dhuruar sevapin e dhikrit dhe të hatmit të zotit të amanetit (atij vetë). Ndërsa pesëqind monedha të tjera, prej atyre që kanë ngelur, të shpenzohen për ata që do të thonë shtatëdhjetë herë “La ilahe il-lallah” dhe do

3. Një gur në formë muri që ndodhet në anën veriore të Qabes.

të bëjnë hatim Kuranin Kerim tek Kubbetu's-Sahra, në Mesxhidin Aksa."[4]

Pra, në bazë të parimit "ai që dashuron, do gjithçka që i përket të dashurit të tij", edhe të parët tanë kanë treguar një dashuri dhe respekt të veçantë për ata që e donin Profetin (a.s.), për ata që banonin në vendet ku ka jetuar ai dhe për ata që i kanë shërbyer atij. Një nga punët e para që bëri sulltani Mehmed Fatihu, me ndihmën e mësuesit të tij Akshemsedinit, pas pushtimit të Kostandinopojës, është gjetja e varrit të Ebu Ejjub el-Ensariut (r.a.) dhe ndërtimi i një xhamie afër tij.

Dashuria e madhe që kishte sulltan Mehmed Fatihut, u pasqyrua edhe tek djali i tij Bejazidi i II. Ai e donte dhe e respektonte shumë Baba Jusufin, i cili ishte një prej të dashurve të Allahut, prandaj kur shkoi ta përcillte për në haxh, i dha ca monedha floriri dhe i tha:

"Këto janë para hallall, të cilat i kam fituar me punën e duarve të mia. Dua që t'i shpenzosh për kandilat që ndodhen në Ravza-i Tahire[5]!" Pastaj vazhdoi duke thënë:

"Kur të arrini pranë të Dërguarit të Allahut (a.s.), i thoni: O i Dërguar i Allahut, ke selam nga gjynahqari Bejazid. Nëse i pranoni, këto florinj i dërgoi për të blerë vajin e kandilave në varrin tuaj të bekuar".

Me lot në sy, Baba Jusufi i përcolli Profetit (a.s.), fjalët e sulltan Bejazidit dhe vaji i kandilave të Mesxhidit Nebevi, për një kohë të gjatë u ble me ata florinj. Këta

4. Mustafa Necati Bursalı, İslâm Büyüklerinin Vasiyetleri, s. 131-132.
5. Varri i Profetit (a.s.).

florinj, Bejazidi II i kishte mbledhur duke shitur fshehurazi në pazar punë artistike që i bënte me duart e tij.[6]

Një tjetër prej udhëtarëve të dalluar të këtij karvani të dashurisë, ishte edhe Ahmed Hani I. Zemra e tij ishte aq e dashuruar me Profetin (a.s.), saqë çdo ditë vizitonte "amanetet e shenjta" dhe veçanërisht, gjurmët e këmbëve të Profetit tonë (a.s.), mbi të cilat fërkonte fytyrën dhe qante për shumë minuta. Madje, duke mos u mjaftuar me këtë, kishte bërë një maket të gjurmës së këmbës të Profetit (a.s.), të cilën e vendoste mbi çallmën e vet dhe mundohej të frymëzohej prej asaj që i sillte ndërmend gjurma e Profetit (a.s.). Sa bukur e shprehin dashurinë e madhe ndaj Profetit (a.s.), këto vargje që kanë rrjedhur nga zemra e djegur e Ahmed Hanit I.:

*Ç'të keqe ka ta mbaj gjithmonë në kokë si kurorë...*
*Gjurmën e ndritur të Resulit fisnik...*
*I zoti i asaj gjurme është trëndafili i kopshtit profetik...*
*Ahmed, mos rri por fërkoje fytyrën në atë gjurmë trëndafili...*

Përsëri, sulltani Ahmed Hani I çdo ditë në mëngjes, me një respekt të madh, shkruante emrin fisnik "Muhammed" në një letër dhe e vendoste në çallmën e tij. Me këtë donte të thoshte: "Madhështia ime nuk vjen prej kurorës, por prej mbajtjes çdo ditë në kokë të emrin tënd, o Rasulallah!"

Një herë tjetër, ky sulltan që kishte një dashuri të jashtëzakonshme për Profetin (a.s.), dhuroi vaj trëndafili për

6. Ziya Demirel - Avni Arslan, Osmanlı'da Peygamber Sevgisi, Ankara 2009, s. 41.

të ndezur kandilat e Ravza-i Mutahharas, duke thënë:

"Nuk është e përshtatshme që në kandilat e varrit të Rasulullahut të digjet vaj ulliri."

Sulltan Mahmudi I, me qëllim që të shuante sado pak mallin e shpirtrave të dashuruar me Profetin (a.s.), e vendosi gjurmën e bekuar të Resulullahut (a.s.), pranë varrit të Ebu Ejjub el-Ensariut (r.a.).[7]

Ndërsa në kohën e sulltan Mahmudit II, kur u bë fjalë për restaurimin e pjesëve të dëmtuara të Ravza-i Mutahharas dhe rinovimin e Kubesë së Gjelbër, me urdhrin e padishahut, në Medine-i Muneuere dërgohen arkitektët dhe ustallarët më të zotë.

Me qëllim që kjo detyrë që u ishte ngarkuar të realizohej me delikatesë të madhe, pa bërë asnjë veprim që do ta shqetësonte shpirtin e bekuar të Profetit (a.s.), arkitektët dhe inxhinierët vendosën që gjatë punimeve të mos flisnin asnjë fjalë të kësaj bote dhe u morën vesh me njëri tjetrin që të përdornin këtë gjuhë:

"Kur të kemi nevojë për tulla, të themi "Allah!", kur të duam ujë, të themi "Bismilah!", kur të kërkojmë çekiçin, të themi "La ilahe il-lallah!" e kështu me radhë..."

Ja pra, Kubbe-i Hadra / Kubeja e Gjelbër, u ndërtua me madhështi dhe respekt, në një atmosferë të tillë shpirtërore. Gjithashtu, edhe ustallarët që punuan në restaurimin e Mesxhidit Nebevi, çdo gur e vendosën duke qenë me abdest dhe duke thënë bismilah. Madje, kur duhej të ngulej një gozhdë, me qëllim që të mos bëhej

7. Ziya Demirel - Avni Arslan, Osmanlı'da Peygamber Sevgisi, s. 89.

zhurmë, i veshën çekiçët me shajak, duke treguar kështu një edukatë dhe respekt të paparë ndonjëherë.

Sulltan Mahmudi II, me sy të përlotur e falënderoi Allahun Teala që ia mundësoi ta kryente këtë shërbim të lartë.

Një nga shpirtrat e mbushur me dashuri ndaj Profetit (a.s.), është edhe Abdulmexhid Hani. Me qëllim që të shuante sado pak zjarrin e dashurisë që digjej në shpirtin e tij, urdhëroi që të realizohej një maket i Mesxhidit Nebevi në Medine. Ky maket ishte aq i ngjashëm me ndërtesën e vërtetë, sa që mund të shihje edhe pjesët e dhomës ku ndodhet varri i Profetit (a.s.). Maketi u soll në Stamboll dhe iu dhurua padishahut, i cili u lumturua me vlerën shpirtërore të asaj dhurate dhe e ruajti me shumë kujdes, me qëllim që të nxirrte mallin e atyre vendeve të shenjta.

Një shembull tjetër i respektit dhe i edukatës që kanë treguar të parët tanë ndaj Profetit (a.s.), është edhe ky:

Abdulhamid Hani II, për të lehtësuar rrugën e besimtarëve që udhëtonin në vendet e shenjta, ndërtoi një hekurudhë që lidhte Stambollin me Medine-i Muneuueren. Për të qenë sa më afër sunetit të Profetit (a.s.), stacionet e trenit i vendosi në vendet ku kishte bujtur Profeti (a.s.), gjatë udhëtimeve të tij. Ndërsa stacionin e trenit të Medines, e vendosi rreth 2 km larg Ravzës dhe shinat e trenit që kalonin brenda Mendines i veshi me shajak, me qëllim që kur të kalonte treni, të mos bëhej zhurmë dhe për pasojë, të shqetësohej shpirti i bekuar i Profetit (a.s.). Përveç kësaj, shinat që i kishin veshur me shajak,

në pjesë të caktuara të ditës i lanin me ujë trëndafili në shenjë respekti dhe dashurie ndaj Profetit (a.s.).

Poeti Nabi, në një nga poezitë e tij, në lidhje me dashurinë dhe respektin që treguan Osmanlinjtë ndaj Profetit (a.s.), shprehet:

*Ki kujdes edukatën!*
*Ky është qyteti i të Dashurit të Allahut.*
*Është vend shikimi i Allahut,*
*vendi i Mustafait është ky!..*

"Kini kujdes edukatën në këtë vend që është vend shikimi i Allahut Teala dhe qyteti i të dashurit të Tij, Muhamed Mustafasë (a.s.)!" Me këto fjalë e fillon poezinë e tij ky poet, i cili na fton në edukatë, respekt dhe ndjenja dashurie ndaj Profetit tonë (a.s.).

Me një fjalë, të parët tanë e kishin vendosur Profetin (a.s.), në një vend aq të veçantë të zemrave të tyre, saqë e kishin bërë parim që në çdo kohë dhe fushë të jetës, madje edhe në poezitë e tyre, të përmendnin emrin e tij dhe të kërkonin prej Allahut shefatin e tij.

# Çdo gjë ndjen dashuri ndaj tij



*Allahu i Madhëruar ka shfaqur në personalitetin e Profetit (a.s.), modelin e "njeriut të përsosur" me islam dhe e bëri atë një shembull të pashoq për të gjithë njerëzimin. Për këtë arsye, njeriu që dëshiron të arrijë në majën e ndonjë virtyti, duhet t'ia nënshtrojë shpirtin botës shpirtërore të Profetit (a.s.) dhe të mundohet të shtojë dashurinë që ndjen për të. Sa më e madhe të jetë dashuria, aq më shumë fitohet prej cilësive të atij që dashuron.*

# ÇDO GJË NDJEN DASHURI NDAJ TIJ

Një grup prej parisë së krishterë mongole, shkoi pranë një mbreti mongol që nuk ishte nderuar me islam. Njëri prej grupit të krishterë filloi të fliste pa edukatë në lidhje me Profetin tonë (a.s.), duke vjellë gjithë urrejtjen dhe zemërimin që kishte. Pranë tyre ndodhej një qen gjahu, të cilin e kishin lidhur. Kur ky person e tejkaloi kufirin me fjalët e tij të paedukata, qeni e këputi zinxhirin dhe iu hodh sipër duke ia dëmtuar fytyrën. Ata që ishin të pranishëm, ndërhynë menjëherë dhe e shpëtuan atë prej qenit.

Njëri prej të pranishmëve tha:

- Patjetër që kjo ndodhi për shkak të fjalëve të këqija që fole në lidhje me Muhamedin.

Por ai tha:

- Jo! Ky qen është një kafshë krenare. Kur e pa që unë po bëja shenjë me dorën time, pandehu se mos do t'i ndodhte gjë (prandaj më sulmoi).

Pastaj filloi të fliste përsëri fjalë të këqija në lidhje me Profetin (a.s.), duke e tejkaluar kufirin e edukatës. Për këtë arsye, qeni e këputi përsëri zinxhirin dhe, duke e sulmuar me shpejtësi dhe egërsi të madhe, e kapi për fyti dhe ia këputi gurmazin. (Ibën Haxher, ed-Dureru'l-kamine, III, 202-203. [pjesa e Ali bin Merzu])

Kjo ndodhi u bë shkak që dyzet mijë mongolë të pranonin islamin. Gjithashtu, kjo tregon qartë se, përveç besimtarëve, të cilët për një urdhër të vogël thoshin: "Të qofshin falë nëna dhe babai, pasuria dhe jeta ime, o Resulullah", edhe bota e kafshëve ndjente dashuri të madhe ndaj Profetit tonë (a.s.).

Ndodhi të ngjashme me këtë, që janë transmetuar nga burime të sakta dhe të cilat kanë arritur deri në ditët tona, janë të shumta. Ebu Umame (r.a.), tregon:

"Në luftën e Uhudit, guri që gjuajti mushriku i ndyrë Ibën Kamie, plagosi fytyrën e bukur të Rasulullahut (a.s.) dhe theu dhëmbin e tij të bekuar. Ibën Kamie e gjuajti gurin me një urrejtje të madhe, duke thirrur: "Merre! Unë jam Ibën Kamie". Ndërsa Rasulullahu (a.s.), duke fshirë gjakun prej fytyrës së tij të bekuar, i thotë atij mushriku:

*"Allahu të poshtëroftë. Të bëftë copa copa!"*

Allahu Teala i vërsuli një dhi mali të egër, e cila e bëri copa-copa me brirët e saj. (Taberani, Kebir, VIII, 154; Hejthemi, VI, 117)

Abdullah bin Kurt (r.a.), në lidhje me dashurinë dhe respektin që kishin kafshët për Rasulullahun, tregon:

Resulullahut (a.s.), i kishin sjellë pesë apo gjashtë deve për kurban. Devetë filluan t'i afrohen Rasulullahut (a.s.), (duke kaluar njëra-tjetrën, sikur kërkonin që të fillonte me to të parat). Kur devetë u prenë dhe trupi me kokën ranë në tokë, Rasulullahu pëshpëriti lehtë disa fjalë, por unë nuk i kuptova. (Pyeta atë që kisha para):

- Çfarë tha?

*"Kush të dojë le të marrë prej këtij kurbani"*

Gara e deveve për t'u bërë kurban prej dorës së bekuar të Rasulullahut (a.s.), duhet të na bëjë të mendojmë, sepse, megjithëse ato nuk do të arrinin asnjë shpërblim, as në këtë botë dhe as në botën tjetër, filluan të garonin me njëra-tjetrën të dorëzuara dhe të bindura ndaj Profetit tonë (a.s.). Po njeriu i cili do të arrijë lumturinë në të dyja botët, nëse ndjek rrugën e tij, çfarë dashurie dhe respekti duhet të tregojë karshi Profetit tonë (a.s.)?

Sulltani i zemrave, Rasulullahu (a.s.), në një hadith fisnik ka thënë:

*"Përveç xhinëve dhe njerëzve kryeneçë, çdo gjë që ndodhet midis tokës dhe qiellit më njeh si të Dërguarin e Allahut".* (Ahmed bin Hanbel, III, 310)

Sa shembull i bukur është mali i Uhudit, i cili shfaqi një dashuri të pashoqe për Profetin, megjithëse është prej krijesave të cilat i pandehim si të ngurta dhe të pashpirta:

Një ditë, Profeti bujar (a.s.), kishte dalë në malin e Uhudit së bashku me Ebu Bekrin dhe Omerin (r.anhuma.). Papritur, mali i Uhudit filloi të dridhej. Por Profeti i Allahut (a.s.), e goditi tokën me këmbë dhe tha:

*"Qetësohu, o Uhud! Mbi ty ndodhet një Profet, një besnik dhe dy shehidë."* (Buhari, Ashabu'n-Nebi, 6; Tirmidhi, Menakib, 18/3703; Nesai, Ahbas, 4)

Sa domethënie të madhe ka për zemrat e dashuruara ky kompliment i Rasulullahut (a.s.), ndaj malit të Uhudit:

*"Uhudi është një mal që na do dhe e duam shumë."* (Buhari, Xhihad, 71; Muslim, Haxhxh, 504)

Përveç krijesave të ngurta edhe bimët e njihnin mirë Profetin (a.s.). Fjalët e Aliut (r.a.), tregojnë një nga shembujt e panumërt të kësaj të vërtete:

"Kur shëtitnim në Mekë së bashku me Rasulullahun (a.s.), dëgjonim që malet dhe pemët, të cilave u kalonim pranë, përshëndetnin, duke thënë: **"es-Selamu alejke ja Rasulallah!"**. (Shih. Tirmidhî, Menakib, 6)

Një herë, Rasulullahu (a.s.), ftoi një prej mushrikëve në islam. Por ai kërkoi një mrekulli. Atëherë, Profeti (a.s.), i bëri me shenjë një peme që ndodhej pak më tutje. Pema, duke u zvarritur me rrënjë, u erdhi përpara, bëri shehadetin dhe tha: **"es-Selamu alejke ja Rasulallah!"**. Më vonë, Profeti (a.s.), i bëri përsëri me shenjë dhe pema u kthye në vendin e vet. (Shih. Hejthemi, VIII, 292)

Një prej shfaqjeve më të mahnitshme të këtij fakti është edhe trungu i hurmës, i cili e njihte Profetin (a.s.), e dëgjonte dhe e ndjente atë. Ky trung qante dhe rënkonte, për shkak të dashurisë dhe mallit të madh që kishte për Profetin (a.s.). (Buhari, Xhuma, 26; Menakib, 25; Tirmidhi, Menakib, 6/3627; Ahmed, III, 300)

Në kuadër të këtyre që sapo përmendëm, mund të themi se mëshira dhe dashamirësia që tregojmë për të gjitha krijesat, në një farë mënyre është edhe tregues i dashurisë sonë për Profetin (a.s.).

Dashuria e madhe e Allahut, që u derdh mbi të Dërguarin e Tij (a.s.), u pasqyrua tek të gjithë besimtarët dhe krijesat e tjera, ashtu siç shpërndan dielli çdo grimcë të rrezeve të veta. Profeti ynë (a.s.), i cili ishte dielli i qiellit të dashurisë, u bë zgjidhja e problemeve të çdo krijese që

iu drejtua atij. Ai harxhoi të gjitha mundësitë që kishte, vetëm e vetëm që të ndriçonte me dritën e udhëzimit shpirtrat e rënë në errësirë.

Madje, për shkak të mundit të tij që të rrënqethte zemrën, Allahu Teala i ka tërhequr vërejtjen me këtë ajet fisnik:

***"A mos vallë ti*** (o Muhamed)***, do ta shkatërrosh veten, ngaqë ata*** (banorët e Mekës) ***nuk duan të besojnë?"*** (esh-Shu'ara, 3)

Allahu i Madhëruar ka shfaqur në personalitetin e Profetit (a.s.), modelin e "njeriut të përsosur" me islam dhe e bëri atë një shembull të pashoq për të gjithë njerëzimin. Për këtë arsye, njeriu që dëshiron të arrijë në majën e ndonjë virtyti, duhet t'ia nënshtrojë shpirtin, botës shpirtërore të Profetit (a.s.) dhe të mundohet të shtojë dashurinë që ndjen për të. Sa më e madhe të jetë dashuria, aq më shumë fitohet prej cilësive të atij që dashuron.

Allahu Teala, i Cili është burimi i vetëm i dashurisë, e deshi aq shumë Profetin (a.s.), saqë i është drejtuar me shprehjen, "**Habibij / I Dashuri Im**". Me anë të Profetin tonë (a.s.), Allahu Teala ka vulosur kalendarin profetik. E ngriti atë (Profetin) dhe e bëri, **Fahr-i Alem**[8], **Sejjidu'l-Besher**[9], **Resul-i Ekrem**[10] dhe **Rahmeten li'l-alemijn**[11]. Pra, e deshi atë në një mënyrë të veçantë dhe në të njëjtën kohë, bëri që edhe të tjerët ta duan në mënyrë të veçantë.

8. Krenaria e botëve.
9. Zotërinë e njerëzimit.
10. I Dërguari fisnik.
11. Mëshirë për të gjitha botët.

Për shkak të kësaj dashurie edhe qiejt dhe melekët, kjo botë dhe bota tjetër, njeriu i parë dhe të gjithë profetët, ai që mund ta shohë me sytë e zemrës, sahabët fisnikë dhe veçanërisht umeti Muhamed, janë të dashuruar pas tij.

Besimtari që dëshiron të jetë sulltan në luginën e fjalës, Llukman në botën e shpirtit dhe zgjidhje e çdo problemi, duhet të mundohet që ta mbushë shpirtin e tij me dashuri të pakufishme ndaj Profetit tonë (a.s.).

**Ja Rabbi! Na e bëj të mundur të përfitojmë prej ndjenjave shpirtërore të atij personaliteti shembullor dhe të pashoq dhe bëje dashurinë për Rasulullahun (a.s.), një thesar të pashtershëm të shpirtit tonë!**

**Amin!..**

# Përgjegjësia jonë e kumtimit



*Siç është e pamundur për diellin që të mos ngrohë dhe të mos ndriçojë, ashtu është e pamundur edhe për shpirtrat e përsosur që të mos hidhërohen dhe të qëndrojnë indiferentë ndaj kumtimit të së drejtës dhe së mirës.*

*Sakrificat që tregon besimtari gjatë gjithë jetës së tij, janë si pikat e ujit që mbushin një gotë. Gota mbushet me pikën e fundit dhe në këtë mënyrë vjen exheli dhe mbaron jeta. Pra, me frymën e fundit, varrosemi në gjirin e tokës së bashku me punët tona.*

# PËRGJEGJËSIA JONË E KUMTIMIT

Ndjenjat e dhembshurisë dhe mëshirës, që e shpëtojnë besimtarin nga egoizmi dhe e shtyjnë në altruizëm, janë treguesit më të rëndësishëm të besimit të tij. Sa lumturi është t'u kumtosh islamin, shpirtrave që ndodhen larg tij!

Sa shërbim i lartë është t'i thërrasësh njerëzit në mirësi, t'u mësosh të vërtetat që nuk i dinë, duke u korrigjuar gabimet, t'i drejtosh për nga Haku, duke ua përmirësuar moralin dhe duke ua mbushur botën shpirtërore me ndjenja të larta, veçanërisht në ditët tona, ku njerëzit tërhiqen nga rrymat egoiste si trungjet nga vërshimet e përrenjve. Ky shërbim që ua zbukuron njerëzve edhe këtë botë edhe botën tjetër, është një mjet falënderimi për ne dhe një borxh ndërgjegjeje ndaj nevojtarëve. Neglizhenca më e vogël që tregohet në këtë çështje, do të na dalë përpara në peshoren hyjnore si një gjynah shumë i madh.

Kjo ndodhi, që ka ndodhur kohët e fundit dhe që na kujton gjynahun e neglizhencës që tregohet ndaj përgjegjësisë së kumtimit, e shtyn zemrën e çdo besimtari të mendojë më thellë për gjendjen e vet:

Një inxhinier në Amerikë, u nderua me Islam, pasi kishte qenë i krishterë. Për këtë arsye, në xhami u organi-

zua edhe një ceremoni ku morën pjesë shumë myslimanë nga vende të largëta dhe të afërta. Inxhinieri, i cili ishte udhëzuar me Islam, do të mbante një fjalim dhe do të tregonte shkaqet e zgjedhjes së Islamit. Fjalimin e tij e filloi me këto fjalë:

"Kam një pyetje për ju myslimanët! Kështu që më parë dua përgjigjen e saj. Prindërit e mi ndërruan jetë si të krishterë. Prandaj, po ju pyes juve se si është gjendja e tyre pas vdekjes?!"

Pjesëmarrësit u vunë në pozitë të vështirë dhe për të mos e hidhëruar këtë mysliman të ri, u përgjigjën:

"Lumturia e përjetshme e njerëzve që prej ardhjes së profetit të fundit, e deri në ditën e kijametit, është e mundur vetëm me pranimin e shpalljes që kumtoi Muhamedit (a.s.). Pra, vetëm duke qenë myslimanë. Megjithatë, nëse atyre nuk u ka ardhur kumtesa islame dhe ata nuk kanë pasur asnjë informacion rreth islamit, konsiderohen të arsyetuar. Kjo çështje është në dorë të Allahut."

Më pas, inxhinieri vazhdoi, duke thënë:

"O myslimanë! Prindërit e mi ishin më të ditur, më të moralshëm dhe më të ndërgjegjshëm se unë. Mirëpo, për shkak të kushteve të shoqërisë ku jetonin, jetuan si të krishterë dhe larg islamit. Askush nuk i informoi ata për bukuritë dhe mirësitë e fesë islame. Dhe ata ndërruan jetë në gjendjen që ishin, duke pandehur se një profet i pafajshëm si Isai (a.s.), ishte ortak në Madhështinë e Allahut Teala. Mbase prej islamit kishin dëgjuar vetëm emrin.

Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ju që erdhët këtu dhe hapët këtë xhami. Më ndriçuat, duke më mësuar

islamin dhe kështu u bëtë shkak për udhëzimin tim. Ju falënderoj shumë për këtë. Mirëpo edhe prindërit e mi ishin njerëz të mirë. Përse dikush prej jush nuk iu afrua atyre dhe t'u tregonte ato që më treguat mua? Nëse do ta kishit bërë këtë, mbase ata do ta pranonin islamin me më shumë zell se sa unë.

Unë e di që besimi është një çështje e lidhur me përcaktimin e Allahut. Por kjo botë, është bota e shkaqeve. Përse nuk i përdorët shkaqet dhe të përmbushnit këtë detyrë? Besoj se neglizhenca dhe pakujdesia juaj është shkaku kryesor i shkuarjes së tyre në botën tjetër të privuar prej mirësisë së islamit. Në ditën e gjykimit, ata do t'ju akuzojnë për këtë... Edhe unë... Edhe unë..." Sapo mbaroi këto fjalë, filloi të qante. Pasi erdhi në vete, vazhdoi fjalimin e tij, duke treguar shkakun e pranimit të islamit...

Tani le t'i kthehemi vetes sonë:

Vallë, sa shpirtra ka përreth nesh që kanë nevojë për buzëqeshjen e islamit dhe që presin një zemër të ngrohtë që t'i ndihmojë? Sa njerëz ka që do të udhëzoheshin në islam vetëm me një mund të vogël? Besimtarët, të cilët besojnë me sinqeritet dhe bëjnë vepra të mira, nuk duhet t'i harrojnë përgjegjësitë e tyre morale dhe në çdo moment duhet të vrapojnë në ndihmë të atyre që janë larg prej të vërtetave hyjnore. Shërbimi ndaj njerëzimit, qëllimi i krijimit të të cilit është adhurimi i Allahut, ka të njëjtën vlerë me adhurimin ndaj Allahut.

Punët e mira dhe të sinqerta që bëhen në periudhat e zymta, ku kanë humbur virtytet morale, ku janë zhdu-

kur, ndjenjat shpirtërore dhe njerëzit janë bërë robër të materializmit, Allahu Teala do t'i shpërblejë në mënyrë të veçantë. Ai i pranon këto si një "Kardh Hasen", një borxh pa interes dhe shpërblimin e tyre do ta japë të shumëfishtë. Njësoj si "dieta e vështirësisë" që u jepet nëpunësve që punojnë në vende të vështira dhe të rrezikshme.

Për të arritur këtë shpërblim të begatë, është shumë e rëndësishme të punosh që njerëzit të nderohen me dritën e islamit, të marrësh edukim shpirtëror dhe të vraposh në shërbim të të tjerëve. Përveç kësaj, Allahu Teala e ndihmon në vështirësitë e tij personale atë që i shërben fesë dhe mundohet t'u zgjidhë hallet nevojtarëve. Ndërsa ata që merren vetëm me dertet e veta, i lë vetëm për vetëm me ato derte që kanë.

Profeti (a.s.), e këshillon kështu Aliun (r.a.), në lidhje me rëndësinë e shërbimit ndaj kumtesës:

*"Udhëzimi i një njeriu për shkakun tënd, është më i mirë për ty se sa të zotërosh deve të kuqe, të cilat janë mirësitë më të mëdha në këtë botë."* (Buhari, Xhihad, 143)

Përveç kësaj, Profeti ynë (a.s.), në çdo rast ua ka kujtuar myslimanëve rëndësinë dhe përgjegjësinë e detyrës së kumtesës, sepse neglizhenca e detyrës së kumtesës e fut njeriun në vështirësi të mëdha, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

Në lidhje me këtë çështje, Ebu Hurejre (r.a.), thotë:

"Dëgjonim (të thuhej midis sahabëve):

Në ditën e kijametit, një njeriut i vjen dikush që nuk e njeh dhe e kap për fyti. Njeriu i shastisur thotë:

- Çfarë do prej meje? Unë nuk të njoh fare!

Ndërsa ai që e kapi për fyti thotë, duke i kërkuar llogari:

- Kur ishim në jetën e mëparshme, më shihje duke bërë gabime dhe gjynahe, por nuk më qortoje dhe nuk më largoje prej të këqijave."[12]

Nuk duhet harruar se të kumtosh dhe të mësosh fenë e Allahut, është një detyrë e shenjtë të cilën mund ta quajmë edhe profesion profetik. Profetët, të cilët ishin robërit më të zgjedhur të Allahut, kanë kaluar shumë vështirësi në këtë rrugë. Prandaj, një besimtar i vetëdijshëm, është njeri i lidhur ngushtë me shërbimin dhe kumtesën. Ai vrapon në ndihmë të atyre që janë duke u mbytur në vorbullën e egove të tyre. Është një fener që ndriçon rrugën e atyre që bien në gropën e gjynahut dhe udhëzuesi i atyre që humbin apo ngatërrojnë rrugën.

**Ja Rabbi! Na jep jetë që ta shpenzojmë në shërbim të ngritjes së fesë tënde dhe na furnizo me mirësitë e besimit, sinqeritetit, devotshmërisë, kumtimit dhe shërbimit!..**

**Amin!..**

12. Mundhiri, et-Tergib ue't-terhib, Bejrut 1417, III, 164/3506; Rudani, Xhem'u'l-feuaid, trc. Naim Erdoğan, istanbul ts., V, 384.

# Ruajtja e vëllazërisë islame



*"Besimtari shkon mirë me të tjerët dhe të tjerët shkojnë mirë me të. Nuk ka mirësi në atë që nuk shkon mirë me të tjerët dhe të tjerët nuk shkojnë mirë me të."* (Ahmed, II, 400, V, 335.)

## RUAJTJA E VËLLAZËRISË ISLAME

Në vitin e tetë të hixhretit, Profeti (a.s.), mori lajmin se disa fise ishin mbledhur me qëllim që të rrethonin Medinën. Për këtë arsye, Profeti (a.s.), dërgoi një ushtri prej 300 vetash, të përbërë nga muhaxhirët dhe ensarët dhe si komandant caktoi Amr bin Asin (r.a.).

Muxhahidët, që dolën në luftë me në krye Amr bin Asin (r.a.), duke u fshehur ditën dhe duke udhëtuar natën, arritën në Dhatu'th-Thelathil, që është dhjetë ditë me deve larg Medinës. Mirëpo, kur u afruan te fisi që kërkonin, Amër bin Asi (r.a.), vuri re se ata ishin më të shumtë në numër se myslimanët dhe kishin përgatitur një ushtri të madhe kundër tyre. Prandaj, për të mos vënë në rrezik jetët e besimtarëve, dërgoi menjëherë një korrier tek Profeti (a.s.) dhe kërkoi t'u dërgonte në ndihmë trupa të tjera.

Profeti ynë (a.s.), pa humbur kohë, nën komandën e Ebu Ubejde bin Xherrah (r.a.), u dërgoi në ndihmë një grup prej 200 vetash, në mesin e të cilëve gjendeshin edhe Ebu Bekri me Omerin (r.anhuma.). Gjithashtu urdhëroi që, kur Ebu Ubejde bin Xherrah (r.a.), të takohej me Amr bin Asin (r.a.), të vepronin gjithmonë së bashku, pa rënë në mosmarrëveshje. (Uakidi, II, 770; Ibën Sa'd, II, 131)

Por për fat të keq, kur të dy grupet u bashkuan, për

një kohë të shkurtër mes tyre ndodhi një mosmarrëveshje në lidhje me marrjen e komandës. Amr bin Asi (r.a.), i drejtohet Ebu Ubejdes (r.a.), duke i thënë:

- Unë jam edhe komandanti yt, sepse unë isha ai që i kërkova Rasulullahut (a.s.), të më dërgonte ndihmë. Prandaj, ti ke ardhur vetëm për të më ndihmuar mua!

Ebu Ubejde (r.a.), thotë:

- Jo! Kjo punë nuk është ashtu. Unë jam komandanti i trupave të mia, ndërsa ti je komandanti i trupave të tua!

Ky debat u rihap përsëri, kur Ebu Ubejde (r.a.), deshi të dilte si imam dhe t'i printe xhematit në namaz. Ebu Ubejde (r.a.), e pa se Amr bin Asi këmbëngulte në mendimin e tij, duke thënë: "Ti je veç ndihmësi im!", prandaj, pa i marrë në konsideratë fjalët e disa sahabëve që ndodheshin nën urdhrat e tij, i drejtohet Amrit (r.a.), duke i thënë:

"O Amr! Dije se fjala e fundit që më tha Rasulullahu (a.s.), është ky urdhër: "Kur të arrish tek shokët e tu, tregohuni të bindur ndaj njëri-tjetrit! Mos bini në mosmarrëveshje! Prandaj, nëse ti nuk më bindesh mua, unë do të bindem ty!"

Pasi tha këto fjalë, Ebu Ubejde (r.a.), iu bind Amr bin Asit (r.a.) dhe në këtë mënyrë sakrifikoi në emër të vëllazërisë islame. Pra, që të shkonte mirë me vëllezërit myslimanë dhe të mos dëmtohej vëllazëria midis besimtarëve.

Kur Profeti (a.s.), mësoi për sakrificën që bëri Ebu

Ubejde (r.a.), bëri dua duke thënë:

*"Allahu e mëshiroftë Ebu Ubejde bin Xherrahin."* (Uakidi, II, 773)

Vëllazëria islame arrihet duke i vendosur në zemër të gjithë besimtarët, duke u gëzuar me gëzimin e vëllait të fesë dhe duke u hidhëruar me hidhërimin e tij, duke u bërë burimi më i afërt i ngushëllimit në ditët më të vështira të tij dhe, nëse është nevoja, të sakrifikohesh për vëllain tënd duke i dhënë përparësi ndaj vetes. Në ajetet fisnike, ruajtja e vëllazërisë islame shprehet qartë me këtë urdhër:

***"...Prandaj, frikësojuni Allahut, rregulloni marrëdhëniet midis jush dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë".*** (el-Enfal, 1)

***"Të gjithë kapuni fort për litarin e Allahut*** (Kuranin) ***dhe mos u përçani!.."*** (Al-i Imran, 103)

Kjo është edhe arsyeja që, me gjithë ndryshimet e medhhebeve, të racave etj., myslimanët kanë jetuar të bashkuar me shekujt të tërë. Kjo vëllazëri është bërë burimi më i madh i paqes, gëzimit dhe lumturisë së individëve dhe shoqërisë. Ndërsa humbja e kësaj paqeje, është një nga humbjet më të hidhura për individin dhe shoqërinë.

Për fat të keq, në kohën tonë, botimet negative, përhapja e gjërave të turpshme, reklamat që nxisin konsumin e tepërt dhe mediat e pakontrolluara që ecin krah për krah tyre, po e shastisin trurin e rinisë, po e lodhin dhe, duke i vënë në narkozë, po i fusin në kallëpet që dëshirojnë.

Nga ana tjetër, vëllazëria islame dhe paqja sociale, e cila po përballet me ndikimet negative dhe shkatërruese të televizionit, të internetit dhe të modës, ka marrë plagë të rënda dhe lidhja e besimit sikur është zbehur.

Më parë, nuk mbylleshin sytë ndaj atyre që binin në gjendje të keqe, por ngriheshin nga duar të bashkuara, u plotësoheshin nevojat dhe u sigurohej një jetë brenda normave njerëzore. Mirëpo në ditët tona, për shkak të interesave të kësaj bote, midis shumë zemrave ka hyrë zemërimi, urrejtja dhe ftohtësia. Kështu që, si rezultat i injorancës, egoizmit dhe pandjeshmërisë, vëllazëria islame po dobësohet dita ditës. Mjerimi i robërisë ndaj materializmit, pothuajse po shkrin dhe po e zhduk ndikimin shpirtëror të islamit në zemrat e njerëzve.

Siç e dimë, Allahu Teala nuk i ka krijuar të njëjta botët shpirtërore të njerëzve. Për këtë arsye, është e pamundur që në një bashkësi të mos ketë ndarje mendimesh. E rëndësishme është që çdo ndarje të eliminohet në sajë shpirtit vëllazëror, të frymëzuar nga islami dhe të mos lejohet që në zemra të lindë urrejtja dhe zilia.

Të gjithë besimtarët, kur të shohin ndonjë gabim tek vëllezërit e tyre të fesë, më parë t'i kërkojnë llogari vetes së tyre. I nderuari Abdullah bin Mubarek, pas një udhëtimi që bëri me një njeri me karakter të keq, filloi të qajë me dënesë, për arsye se nuk mundi t'i përmirësonte veset e këqija të atij njeriu.

Rëndësi të madhe ka edhe metoda që duhet përdorur nga besimtarët, kur mundohen të ndreqin gabimet që shohin tek vëllezërit e tyre të fesë. Përdorimi i metodave të

ashpra dhe të gabuara, mund të përfundojë me nxjerrjen e syve, kur mundohemi të vëmë vetullat. Prandaj, duhet të qëndrojmë larg mënyrave të ashpra dhe fyese të të folurit, sepse duke ngacmuar egot e personave që ndodhen në gabim, mund të bëhemi shkak që ata të mos i pranojnë gabimet e tyre. Profeti (a.s.), kur shihte ndonjë gabim tek ata që kishte përballë, përdorte një metodë shumë delikate, me anë të së cilës i bënte ata që ta kuptonin vetë se ajo që vepruan nuk u kishte hije. Duke thënë: *"Ç'po ndodh me mua që ju shoh në këtë gjendje!"*, bënte që ata ta kuptonin vetë gabimin.

Shkollat dhe kurset e Kuranit, ku edukohen brezat e rinj, që do të jenë shembull për njerëzimin, janë prej atyre vendeve ku duhet treguar kujdes i veçantë ndaj veprimeve që mund ta cenojnë vëllazërinë. Institucionet edukative duhet të jenë vende ku vëllazëria islame jetohet në mënyrën më të bukur dhe në nivelin më të lartë. Kjo, sepse njerëzit të cilët do të këshillojnë të vërtetën, mirësinë dhe moralin e bukur, duhet ta shfaqin këtë vëllazëri duke e zbatuar vetë të parët.

I nderuari Mevlana Xhelaleddin Rumi, ka thënë:

*"Ai që këshillon me vepra, është më i mirë se ai që këshillon me fjalë."*

Megjithatë, në ditët tona duhet t'i kushtohet një vëmendje më e madhe prishjes morale në strukturën e familjes, që përbën edhe themelin shoqërisë. Si rezultat i mungesës së edukimit shpirtëror dhe ndikimit negativ të mediave, lidhjet shpirtërore midis individëve në familje, po dobësohen dita ditës. Aq sa të rinjtë e sotëm, shër-

bimin ndaj prindërve, ndaj të cilëve është e ndaluar me urdhër hyjnor që të mos u thuash as “of”, nuk e shohin si mirësi, por si një problem. Ndërsa shpirtrat e nënave, të cilat duhet të jenë esenca e virtytit që do t’i shuajë mosmarrëveshjet midis individëve të familjes dhe veçanërisht karakterin e keq dhe të mërzitshëm të fëmijëve, nuk po e shfaqin pjekurinë e duhur.

Shumë prej nënave që janë larg pjekurisë shpirtërore, kur janë duke i përcjellë si nuse vajzat e tyre, i këshillojnë në një mënyrë arrogante dhe egoiste, duke u thënë:

“Ki kujdes moj bijë, mos lejo të të shkelin! Fute në dorë burrin dhe shijo jetën tënde! S’ke për të ardhur më në këtë botë... etj.” Në këtë mënyrë, që në ditën e parë ato cenojnë themelet e lumturisë së familjes, që janë të lidhura fort me mirëkuptimin dhe shkuarjen midis bashkëshortëve. Si përfundim, shkatërrohen foletë familjare, që janë bërthama e shoqërive të shëndosha dhe fëmijët të cilët privohen nga edukata e shëndoshë familjare, lihen në mëshirë të rrugëve. Në këtë mënyrë, shoqëria kthehet në kaos ose sikur të ishte një spital fushor.

Ndërsa të rinjtë e brezave të mëparshëm, për arsye se u edukuan me edukatë islame, ishin të sjellshëm, të ndjeshëm, falës dhe fytyrëqeshur. Nënat dhe fëmijët me këto virtyte, ishin zbukuruar me cilësi që, siç shprehet edhe në Kuran, i bënin ata, **“dritë të syrit”** (Shih. el-Furkan, 74) Me devotshmërinë e tyre, me afërsinë ndaj Allahut dhe si shembulli më i bukur që përfaqësonte personalitetin shembullor islam, ishin burimi i paqes për të gjithë shoqërinë.

Këshillat që merrnin vajzat e reja prej të mëdhenjve kur ndaheshin prej shtëpisë së prindërve për të formuar familje të reja, ishin të tilla:

"Bija ime! Folenë ku do të hysh me fustanin e nusërisë, duhet ta mbushësh me lumturi. Nga kjo derë që po hyn, duhet të dalësh për në udhëtimin e amshueshëm vetëm me një qefin të bardhë dhe pa njolla!"

"Respektoji të mëdhenjtë, sepse edhe ti lartësohesh, por edhe lumturia e tyre do të pasqyrohet tek ti."

"Bëhu qilim, mbi të cilin do të shkelin 40 këmbë, që të jesh kurorë në kokat e tyre!"

"Çështjet e brendshme familjare mos i fol me askënd. Edhe nëse të del gjak nga goja, thuaj: "sapo piva shurup thane"!"

Bashkëshortët, vjehrrin dhe vjehrrën i konsideronin si prindërit e tyre. Nuset i konsideronin kunatat si motra e tyre dhe dhëndurët, kunetërit i konsideronin si vëllezërit e tyre. Ndërsa folenë familjare që ndërtonin në këtë botë të përkohshme, me devotshmërinë e tyre e kthenin në një vend përgatitjeje për në Xhenet, sepse shembulli i tyre i vetëm, ishte shtëpia më e lumtur në botë, foleja e Profetit tonë (a.s.).

Ajo fole, ishte aq e mbushur me paqe dhe mirësi, saqë megjithëse në shtëpi me ditë të tëra nuk bëhej një gjellë e ngrohtë, aty mbizotëronte aroma e lumturisë. Mbi të gjitha, dhomat e atyre grave të bekuara, nuk ishin gjë tjetër veçse strehë ku mund të fusnin kokën. Por furnizimi më i ëmbël i asaj foleje, ishte kënaqësia, durimi dhe dorëzimi. Metoda e edukimit që zbatoi Profeti (a.s.), në

jetën familjare, i kishte mbushur zemrat e tyre me respekt dhe dashuri.

Asnjë grua nuk mund ta dojë burrin e vetë me një dashuri aq të madhe sa ç'e kanë dashur bashkëshortet Profetin tonë (a.s.). Por edhe asnjë burrë nuk mund ta dojë gruan e vet aq sa ç'i donte Profeti (a.s.), bashkëshortet e tij të bekuara. Asnjë fëmijë nuk mund ta dojë babanë e vet, aq sa ç'e donte Fatimja (r.anha.), babanë e saj. Por edhe asnjë baba nuk mund ta dojë fëmijën e vet, aq sa ç'e donte Profeti (a.s.), Fatimen (r.anha.).

Veçoritë që e bëjnë një familje të jetojë në paqe dhe lumturi, janë ndjenjat e dashurisë, respektit dhe përgjegjësisë reciproke. Por nuk duhet të harrojmë se të parët tanë kanë thënë: "Folenë e ndërton zogu femër". Sipas kësaj, gruaja ka marrë përsipër një rol më ndikues në mbrojtjen e folesë. Prandaj, zgjuarsia, mundi dhe sakrifica që duhet të tregojë ajo në këtë çështje, janë më të rëndësishme se ato të burrit.

Detyra që kanë nënat në ditët e sotme, është që të mundohen t'i edukojnë fëmijët e tyre në bazë të këtij hadithi fisnik:

*"Besimtari shkon mirë me të tjerët dhe të tjerët shkojnë mirë me të. Nuk ka mirësi në atë që nuk shkon mirë me të tjerët dhe të tjerët nuk shkojnë mirë me të."* (Ahmed, II, 400, V, 335)

Zoti ynë dëshiron që besimtarë të jenë si dy duar që lajnë njëra-tjetrën. Me dy duar që lajnë njëra tjetrën, kuptojmë kompensimin e të metave materiale dhe shpirtërore të njëri-tjetrit. Ndarjen e gëzimeve ose hidhërimeve.

Ruajtjen prej pasioneve të verbra, solidarizimin me hallet e njëri-tjetrit, këshillimin, faljen e gabimeve dhe për të eliminuar armiqësinë, fjalët si “unë kisha të drejtë, ti s’kishe të drejtë, etj.,” t’i largojmë prej fjalorit tonë, duke forcuar dhe gjallëruar vëllazërinë me çdo kusht.

Ja pra, ky është morali i lartë që kërkon dhe frymëzon islami. Një poet, me qëllim që shpirti i tij të bëhet një kopsht virtytesh, e këshillon kështu njeriun:

*Edhe xhevahire po të bien nga qielli,*
*prapë nuk çel gurë të çmuar lulja,*
*Bëhu si toka ku mbijnë trëndafila,*

Lum për besimtarët që e ruajnë dhe e gjallërojnë vëllazërinë fetare!..

**Allahu i zbukuroftë zemrat tona me ndjesitë shpirtërore të vëllazërisë islame. Na bëftë të gjithëve prej grupit të vëllezërve të fesë, që në ditën e kijametit do të qëndrojnë nën hijen e Arshit Madhështor!..**

**Amin!..**

# Delikatesa në të folur



*“Ka fjalë që janë të mprehta si shpata, e presin dhe e vrasin miqësinë. Në zemër hapin plagë, që është e pamundur të shërohen. Ndërsa gjelbërimin dhe lulet e dashurisë në kopshtin e shpirtit, i vyshk dhe i vret si stina e vjeshtës.*

*Por ka fjalë që janë si stina e pranverës. Zbukurojnë çdo anë dhe bëhen shkak i paqes dhe i lumturisë.”*
*(Mevlana - Xhelaleddin Rumi)*

# DELIKATESA NË TË FOLUR

Një padishah, pa në ëndërr sikur po i binin dhëmbët, duke filluar nga të parët deri tek të pasmit. Gjithashtu, sheh se nuk mund të hante më asgjë. Padishahut iu mërzit shpirti nga kjo ëndërr dhe menjëherë thirri komentuesit e ëndrrave. Pasi u tregoi ëndrrën, padishahu pyeti kryetarin e komentuesve të ëndrrave:

- Pa na thuaj njëherë, ç'është kjo ëndërr, mirësi apo fatkeqësi? Çfarë do të thotë?

Pa u menduar fare, kryetari u përgjigj:

- Për fat të keq, është fatkeqësi, o padishah! Do të jetoni gjatë, por do të shihni se si të gjithë të afërmit tuaj do të vdesin një nga një dhe do t'u lënë vetëm.

Komenti i kryetarit bëri që në zemrën e padishahut të fryjnë erëra të ftohta. Pas një çasti qetësie, padishahu ulërin me egërsi:

- Shpejt!.. Hidheni në birucë këtë! Le ta mësojë se çdo të thotë të jesh tellall fatkeqësie!

Rojet e kapën për leckash kryetarin e komentuesve të ëndrrave dhe e hodhën në burg. Ndërsa padishahu u kthehet komentuesve të tjerë dhe u thotë:

- Ti! Pa më thuaj, ç'është kjo ëndërr, mirësi apo fatkeqësi?

Komentuesi nuk flet dhe mendon për pak çaste. Papritur i shndrit fytyra dhe fillon të flasë rrjedhshëm:

- Mirësi është, o padishah, mirësi! Kjo ëndërr tregon se do të jetoni më gjatë nga të gjithë të afërmit tuaj dhe do ta drejtoni vendin tuaj në paqe dhe lumturi edhe për shumë vite të tjera.

Padishahu u gëzua shumë me këto fjalë dhe i dha komentuesit dy qese me flori.

Ndërsa ata që ndoqën ngjarjen që nga fillimi deri në fund, pyesin të habitur komentuesin:

- Në fakt edhe ju thatë të njëjtën gjë që tha edhe kryetari. Përse padishahu atë e dënoi, ndërsa ty të shpërbleu?

Komentuesi i ëndrrave buzëqeshi dhe tha:

- Sigurisht që thamë të njëjtën gjë. Mirëpo, ndonjëherë është më e rëndësishme të dish se si ta thuash dhe kujt t'ia thuash, se çfarë të thuash.

Kjo ishte një ndodhi mësimdhënëse që tregon ndikimin pozitiv dhe negativ që kanë tek bashkëbiseduesi fjalët që shprehin të njëjtin kuptim, por që ndryshojnë në mënyrën e të shprehurit. Ndërsa, mësimi që duhet të nxjerrim prej kësaj ndodhie, është se gjithmonë duhet të marrim parasysh ndjenjat e bashkëbiseduesit dhe të jemi të kujdesshëm, delikatë dhe të zgjuar kur themi të vërtetën.

Në një ajet fisnik, Allahu Teala i urdhëron robërit e Tij të jenë të ndjeshëm dhe të thonë fjalë të ëmbla e të buta:

***"Thuaju robërve të Mi të flasin atë që është më e mira..."*** (el-Isra, 53)

Ndërsa Profeti ynë i dashur (a.s.), në lidhje me këtë çështje, ka thënë:

*"Allahu Teala, ashtu siç më urdhëroi zbatimin e farzeve, më urdhëroi edhe që të sillem me butësi dhe me mëshirë ndaj njerëzve, duke u thënë fjalë të buta dhe duke mbjellë filiza dashurie në zemrat e tyre."* (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, I, 59/1695.)

Askujt nuk i pëlqejnë fjalët e rënda dhe të pahijshme. Fjala e pahijshme është si një zjarr që ndizet flakë dhe më në fund djeg edhe atë që e ka ndezur. Për këtë arsye, duhet t'u vëmë veshin këtyre fjalëve të Mevlanës së nderuar:

*"Kuptoje mirë fjalën e Allahut Teala, kur thotë:* ***"O Musa! Flit fjalë të buta ndaj faraonit. Tregohu i butë me të!"*** (Shih. Kuran, Ta-Ha, 44) *Sepse, nëse i hedh ujë të ftohtë vajit që vlon, do të djegësh edhe furrën edhe tenxheren..."*

Përsëri, i nderuari Mevlana tregon në lidhje me ndikimet e ndryshme që kanë tek bashkëbiseduesi mënyrat e përdorimit të fjalëve:

*"Ka fjalë që janë të mprehta si shpata. Ato e presin dhe e vrasin miqësinë. Në zemër hapin plagë që janë të pamundura të shërohen. Ndërsa gjelbërimin dhe lulet e dashurisë në kopshtin e shpirtit i vyshk dhe i vret si stina e vjeshtës. Por ka fjalë që janë si stina e pranverës. Zbukurojnë çdo anë dhe bëhen shkak i paqes dhe i lumturisë."*

Për këtë arsye, besimtari duhet të ketë shumë kujdes në mënyrën e të folurit. Duhet të bëhet një burim urtësie që shfaq bukuritë estetike dhe shpirtërore të të vërtetave hyjnore dhe gjithmonë duhet të përdorë një gjuhë të ëmbël, e cila depërton në shpirtrat e njerëzve. Ashtu siç urdhërohet edhe në këtë ajet fisnik, rruga më e shkurtër për të hyrë në zemrat e njerëzve, është përdorimi i butësisë dhe mirësjelljes:

***"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta*** (o Muhamed)***. Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje..."*** (Al-i Imran, 159)

Këtë moral të lartë të Profetit tonë (a.s.), Ebu Kursafe (r.a.), e shpreh kështu:

Unë, nëna dhe tezja ime shkuam tek Rasulullahu (a.s.). Pasi i dhamë besën dhe u ndamë prej tij, nëna dhe tezja ime më thanë:

-Biri im, nuk kemi parë ndonjëherë si ky njeri! Nuk dimë të ketë njeri tjetër me fytyrë më të bukur, me rroba më të pastra dhe me fjalë më të buta se të tijat. Prej gojës së tij të bekuar sikur përhapej dritë. (Hejthemi, VIII, 279-280)

Ndërsa Ummu Derda (r.anha.), tregon:

"Kur thoshte ndonjë fjalë, Ebu Derda gjithmonë buzëqeshte. Një ditë i thashë:

- Kam frikë se njerëzit do të habiten prej gjendjes sate!"

Por Ebu Derda ia ktheu:

- Kur Rasulullahu (a.s.), thoshte ndonjë fjalë, gjithmonë buzëqeshte" (Ahmed, V, 198, 199)

Nuk duhet harruar se mënyra e të folurit dhe të shprehurit të një njeriu, është si një pasqyrë, e cila reflekton nivelin e personalitetit, karakterit dhe moralit të tij. Prandaj, një besimtar, ashtu siç shprehet edhe Ebu Bekri (r.a.):

"Duhet të ketë kujdes se çfarë thotë, kujt ia thotë dhe kur e thotë."

Gjithashtu, duhet t'i vëmë veshin edhe kësaj thënieje të Shejh Sadit:

"Dy gjëra tregojnë mendjelehtësinë: Heshtja aty ku duhet folur dhe e folura aty ku duhet heshtur!"

Normat e edukatës që duhet të kemi kujdes gjatë të folurit, Kurani Kerim na i sqaron në këtë mënyrë:

Thuaj **"قَوْلاً كَرِيماً/ *kaulen kerima*"**[13], pra fjalë të buta dhe përgëzuese ndaj prindërve dhe mos u thuaj madje as **"of"**.

Nëse nuk ke diçka për t'u dhënë të varfërve dhe të mjerëve, të paktën thuaju **"قَوْلاً مَيْسُوراً/ *kaulen meysura*"**[14], fjalë dashamirëse të cilat u qetësojnë shpirtin dhe i ngushëllojnë.

Ndaj jetimëve, të cilët kanë nevojë për mbrojtje si të ishin zogj krahëthyer, ndaj të afërmve dhe të vetmuarve thuaj **"قَوْلاً مَعْرُوفاً/ *kaulen ma'rufa*"[15]**, fjalë të mira dhe të

13. el-Isra, 23.
14. el-Isra, 28.
15. en-Nisa 5, 8.

bukura.

Edhe për ata që kanë sëmundje në zemrat e tyre, thuaj **"قَوْلاً مَعْرُوفاً / *kaulen ma'rufa*"**[16] pa i fajësuar dhe pa u bërë shkas ngatërresash dhe keqkuptimesh.

Ndërsa për të zbutur zemrat e zullumqarëve, thuaj **"قَوْلاً لَيِّناً / *kaulen lejjina*"**[17], fjalë të buta.

Me një fjalë, një besimtar duhet ta edukojë gjuhën e vet me këto norma hyjnore dhe nuk duhet ta harrojë kurrë këtë urdhër të Allahut Teala:

***"...do t'u thoni fjalë të mira njerëzve..."*** (el-Bekare, 83)

**Allahu Teala na bëftë prej robërve të tij të sinqertë, të cilët çdo mirësi që zotërojnë, e konsiderojnë si një amanet hyjnor dhe e përdorin ashtu siç duhet. Na bëftë prej atyre besimtarëve që, duke u sjellë me butësi dhe mëshirë ndaj njerëzve dhe duke folur me fjalë të ëmbla, bëjnë që në zemrat e njerëzve të mbijnë filiza dashurie...**

**Amin!..**

16. el-Ahzab, 32.
17. Taha, 44.

# Nxënësin duhet ta konsiderojmë mirësi



*Ebu Harun el-Abdi (r.a.), ka thënë:*

*Ne të rinjtë, kur donim të mësonim ndonjë gjë (në lidhje me çështjet fetare që nuk i dinim), shkonim tek Ebu Saidi. Kur na shihte (gëzohej shumë dhe duke na u drejtuar), thoshte:*

*"Mirë se erdhët, o ju që jeni trashëgimia dhe amaneti i Rasulullahut (a.s.)! Rasulullahu (a.s.), na ka thënë:*

*"Nga të katër anët e botës do t'ju vijnë njerëz që do të dëshirojnë të mësojnë fenë dhe të thellohen në dijet fetare. Kur të vijnë tek ju, jepuni rëndësi dhe silluni (gjithmonë) mirë me ta!" (Tirmidhi, Ilim, 4/2650; Ibën Maxhe, Mukaddime, 17, 22; Hakim, I, 164/298.)*

# NXËNËSIN DUHET TA KONSIDEROJMË MIRËSI

Ebu Harun el-Abdi (r.a.), ka thënë:

Ne të rinjtë, kur donim të mësonim ndonjë gjë (në lidhje me çështjet fetare që nuk i dinim), shkonim tek Ebu Saidi. Kur na shihte (gëzohej shumë dhe duke na u drejtuar), thoshte:

"Mirë se erdhët, o ju që jeni trashëgimia dhe amaneti i Rasulullahut (a.s.)! Rasulullahu (a.s.), na ka thënë:

*"Nga të katër anët e botës do t'ju vijnë njerëz që do të dëshirojnë të mësojnë fenë dhe të thellohen në dijet fetare. Kur të vijnë tek ju, jepuni rëndësi dhe silluni (gjithmonë) mirë me ta!"* (Tirmidhi, Ilim, 4/2650; Ibën Maxhe, Mukaddime, 17, 22; Darimi, Mukaddime, 26; Hakim, I, 164/298)

Këto fjalë të Profetit tonë (a.s.), tregojnë qartë se një mësues duhet të sillet në mënyrën më të mirë ndaj një nxënësi që vjen tek ai për të marrë dije dhe dijen që zotëron, duhet t'ia përcjellë atij (nxënësit), në formën më të përshtatshme.

Shërbimi që u bën një mësues nxënësve të dijes, të cilët sipas një hadithi fisnik, *"janë në rrugën e Allahut, derisa të kthehen në shtëpi",* (Tirmidhi, Ilim, 2) e shpëtojnë atë (mësuesin) nga llogaria që do të japë në ditën e gjykimit dhe, në të njëjtën kohë, ata do të jenë kapitali i tij

i lumturisë së përjetshme.

Për këtë arsye, një mësues duhet t'i konsiderojë nxënësit e tij si një mirësi e madhe për të dhe është i detyruar që t'i pajisë ata me dituri të dobishme në përputhje me kënaqësinë e Allahut Teala.

Në mes të gjitha krijesave, njeriu është ai që ka nevojë më shumë për edukim. Arti më i vështirë në jetë, por njëkohësisht edhe më i lartë, është edukimi i njeriut. Për këtë arsye, Allahu Teala i fali njerëzimit profetët e Tij si mësues për ta. Ata gjithmonë janë munduar dhe kanë punuar që të përcjellin tek njeriu fenë, që është edhe lumturia e përjetshme dhe receta e shpëtimit që ka dhuruar Allahu. Dhe padyshim që Profeti ynë (a.s.), është mësuesi dhe edukatori më i përsosur që Allahu Teala i ka falur njerëzimit. Ai (a.s.), është:

- Mësuesi më i madh, që ka si nxënës të gjithë njerëzimin..

- Mësuesi i mëshirës për të gjitha botët...

- Mësuesi, që çdo shpirt e konsideron si vendshikimin e Allahut dhe e vlerëson me të njëjtat ndjenja...

- Mësuesi dashamirës, që ndjen në kraharorin e tij dhimbjen e zemrave të lënduara dhe nuk gjen qetësi pa u gjetur zgjidhjen...

- Mësuesi që sakrifikon gjithë fuqitë e tij, me dëshirën e mirë që zemrat e nxira nga errësira e së keqes të ndriçohen me dritën e islamit dhe që e mëson umetin e tij, duke i zbatuar vetë i pari fjalët e tij: *"Ai që fton për në rrugë të drejtë, ka të njëjtin shpërblim me atë që i për-*

*gjigjet ftesës së tij. Por kjo nuk e pakëson shpërblimin e tyre.”...* (Muslim, Ilim, 16)

- Me një fjalë, ai është mësuesi, dëshira dhe qëllimi i vetëm i të cilit është edukimi i nxënësve të tij, në mënyrë që të arrijnë pjekurinë e devocionit me të cilin do të jetë i kënaqur Allahu Teala...

Nën dritën e këtyre të vërtetave, mund të themi se në një farë mënyrë mësuesia është një profesion profetik. Për këtë arsye, Profeti (a.s.), duke iu drejtuar të gjithë atyre besimtarëve që u mësojnë njerëzve të vërtetën dhe mirësinë, thotë:

*“Ai që nuk i jep rëndësi punëve të myslimanëve, nuk është prej tyre. Çdokush që ngryset dhe gdhihet pa u bërë këshillues për hir të Allahut, të Profetit, të Librit, të prijësit të myslimanëve dhe të të gjithëve, nuk është prej tyre.”* (Taberani, es-Sagir, nr. 907; Hejthemi, ez-Zeuaid, nr. 294)

Mundin dhe punën e madhe që tregoi Profeti ynë (a.s.), për edukimin e yjeve të qiellit të udhëzimit dhe nxënësve të tij të zgjedhur, sahabëve fisnikë, Ebu Talha (r.a.), e shpreh me këto fjalë:

“Ai sulltan i profetëve, lidhte gurë në bark për të drejtuar belin që i ishte kërrusur prej urisë. Në këtë gjendje, qëndronte në këmbë dhe u mësonte Kuranin ashab-i suffes.” (Ebu Nuajm, Hilje, I, 342)

Si rezultat i këtij mundi të madh të Profetit (a.s.), zemrat që ishin më të ngurta se guri, u kthyen në ujëvara, prej të cilave rridhte mëshirë. Njerëzimi shpëtoi prej errësirës së injorancës dhe u fut në “epokën e lumturisë”. Ata që e

ndoqën atë dritë, u bën yje në qiellin e udhëzimit.

Nuk duhet harruar se: *"Çdo gjë ka zekatin e vet."* (Ibën Maxhe, Sijam, 44) Dhe zekati i një mësuesi, që e ka pajisur veten me dije të dobishme, është mundi që tregon për ta përçuar atë dituri tek nxënësit e tij, me qëllim që ata të edukohen sa më mirë. Në lidhje me këtë temë, kam shumë kujtime nga vitet kur kam qenë nxënës:

Profesori ynë Xhelaleddin Oktem, ishte shtatëdhjetë vjeç dhe vuante nga sëmundja e parkinsonit. Por megjithatë, vinte në shkollë duke u mbajtur në krahun e një nxënësi dhe shpjegonte mësim me entuziazmin e një të riu njëzetepesëvjeçar...

Një tjetër profesor yni, Jaman Dede, ndjenjat e tij shpirtërore dhe dashurinë që kishte për Allahun, i reflektonte edhe gjatë mësimdhënies. Ndërsa me këshillat e tij të urta ndikonte në shpirtrat tanë në një mënyrë të jashtëzakonshme.

Një profesor tjetër vinte në shkollë që në orën shtatë të mëngjesit dhe na përgatiste supën. Ndërsa profesori i kaligrafisë (Husn-i Hat), i sillte vetë kallamat dhe bojën e shkrimit që përdornin nxënësit. Një profesor tjetër, gjatë natës shëtiste nëpër fjetore dhe mbulonte çdo nxënës që ishte zbuluar.

Disa nga profesorët tanë qëndronin edhe pas orës së fundit të mësimit, duke bërë mësim shtesë për të plotësuar mangësitë e atyre nxënësve që kishin ngelur mbrapa në mësime. Me një entuziazëm të pashtershëm, mundoheshin me gjithë shpirt që çdo nxënës të edukohej më së miri.

Prej asaj kohe kanë kaluar shumë vite dhe të gjithë profesorët tanë kanë ndërruar jetë. Por ato që janë pasqyruar tek ne prej atyre njerëzve të mirë, qëndrojnë ende të gjalla... Gjurmët e tyre të bekuara janë ende të freskëta dhe ndikuese në mendjet dhe shpirtrat tanë... Për këtë arsye, unë gjithmonë bëj dua për ata njerëz që na zbukuruan vitet e rinisë... Ndërsa detyra jonë është të zbukurojmë të sotmen dhe të nesërmen...

Për këtë arsye, asnjë nxënës nuk duhet konsideruar i parëndësishëm. Padyshim se të gjithë sipas zellit dhe vullnetit personal, do të përmbushin detyra të rëndësishme. Sa kuptimplote janë këto fjalë, që i tha sulltan Mehmet Fatih Hani ministrit të ekonomisë, kur po diskutonte buxhetin bashkë me vezirët e tij:

“Pasha! Në njëqind nxënës, prej atyre që u kemi dhënë mundësi studimi, a dalin katër pesë vetë të suksesshëm?

“Po o sulltan! Sigurisht që dalin. Por çfarë mund të bëhet me kaq?!”

“Pasha! A e di se pikërisht këta katër pesë vetë po e edukojnë dhe po e ndriçojnë të gjithë popullin! Meqenëse nga medresetë tona prej njëqind nxënësve dalin katër pesë nxënës të dalluar dhe seriozë, që do të edukojnë dhe ndriçojnë popullin, atëherë për hir të tyre duhet të pranojmë të kujdesemi edhe për ata që mund të quhen si firo!..”

Nuk mund të lëmë pa përmendur edhe faktin se një mësues duhet të gjejë një damar prej nga ku mund të hyjë në shpirtin e nxënësve të tij dhe të flasë me ta sipas

kapaciteteve të tyre mendore. Këtë fakt e vërteton më së miri edhe ky hadith i Profetit tonë (a.s.):

*"Ne jemi urdhëruar të flasim me njerëzit sipas kapaciteteve të tyre mendore."* (Dejlemi, I, 398/1611; Ali el-Muttaki, X, 242)

Mësuesi duhet ta studiojë mirë nxënësin e vet dhe njësoj si një usta i aftë i gurëve të çmuar, duhet të punojë me të derisa ai të arrijë pjekurinë e duhur, me të cilën do të kënaqet Allahu Teala. Suksesi i një mësuesi të vërtetë do ta tregojë veten tek nxënësit që ai ka edukuar.

Për këtë arsye, një mësues duhet ta ketë gjithmonë parasysh se çdo nxënës që i është lënë amanet, mund të bëhet një prej personaliteteve më të larta në të ardhmen. Nuk duhet të harrojë se gjenitë, të cilët mund të ndryshojnë botën, mund të jenë në dorën e tij.

Me një fjalë, çdo shërbim në rrugë të Allahut, duhet ta konsiderojmë një mirësi që na e ka falur Allahu, sepse mirësia vazhdon vetëm nëse falënderohet. Qoftë e madhe apo e vogël, çdo mundësi shërbimi që nuk vlerësohet siç duhet dhe nuk falënderohet për të, është e dënuar të të dalë prej duarve.

**Allahu Teala na bëftë prej atyre që ia dinë vlerën shërbimit në rrugën e Tij dhe na e bëftë të mundur të edukojmë nxënës që i do dhe me të cilët do të jetë i kënaqur...**

**Amin!..**

# Dallimi në ndjenjat shpirtërore gjatë shërbimit



*Aq sa i rëndësishëm është mundi që tregohet gjatë përmbushjes së shërbimeve materiale apo shpirtërore, aq i rëndësishëm është edhe niveli shpirtëror me të cilin përmbushen këto shërbime. Begatia e një shërbimi dhe pranimi i tij nga ana e Allahut, varet nga devotshmëria me të cilën kryhet. Për këtë arsye, të parët tanë kanë thënë:*

***"Shërbimi është shumë i rëndësishëm. Por edukata gjatë shërbimit është më e rëndësishme."*** *Me këto fjalë kuptojmë se shërbimi duhet të bëhet me shpirt të sinqertë, me modesti dhe brenda rregullave të edukatës.*

# DALLIMI NË NDJENJAT SHPIRTËRORE GJATË SHËRBIMIT

Shërbimi përbën themelin e moralit islam dhe nënkupton largimin prej egoizmit dhe afrimin tek krijesat me një shpirt altruist, me qëllim që të fitohet kënaqësia e Allahut.

Megjithëse trupi i përkohshëm i njërit prej të dashurve të Allahut, Bahaeddin Nakshibendit ndodhet nën tokë që prej shumë shekujve, ndikimi i tij shpirtëror ka ardhur deri në ditët tona. Në lidhje me këtë njeri, i cili është ende gjallë në sajë të shërbimeve që ka kryer, transmetohet një ndodhi që shpreh shumë bukur domosdoshmërinë e ndjeshmërisë shpirtërore gjatë shërbimit:

Një ditë, i nderuari Bahaeddin Nakshibendi, dërgon dy nxënësit e tij për të bërë dru dhe që të dyve u jep nga një gomar për t'i bartur. Madje, njëri prej gomarëve ishte i Bahaeddin Nakshibendit. Të dy nxënësit vepruan sipas kërkesës së mësuesit të tyre dhe me t'i bërë drutë, i ngarkuan në gomarë dhe u drejtuan për në teqe. Pasi ecën për një farë kohe, drutë që ndodheshin në gomarin e Bahaeddin Nakshibendit, për shkak të një problemi rrëzohen në tokë. Njëri prej nxënësve, për shkak se ende nuk kishte arritur pjekurinë shpirtërore, acarohet së tepërmi

përballë kësaj që u ngjau dhe, duke mos e përmbajtur dot veten, pa e ditur se i kujt ishte gomari, fillon të thotë fjalë të pahijshme për të zotin e gomarit. Më vonë e mbledh veten dhe e kupton gabimin e madh që bëri si rezultat i shkujdesjes së çastit. Prandaj hidhërohet shumë dhe pendohet me sinqeritet të plotë.

I nderuari Bahaeddin Nakshibendi po i priste nxënësit e tij në rrugë. Kur u afruan, thotë:

"Biri im! Drutë që sillen me zemërim dhe me fjalë të pahijshme, nuk është e përshtatshme të digjen!" Pastaj i urdhëron që t'i hedhin drutë që kishin sjellë. Me këtë, la të kuptohej se shërbimi merr vlerë me edukatën e atij që e bën dhe, kur shërbimi bëhet i privuar nga ndjenjat shpirtërore, nuk ka asnjë vlerë.

Shërbim është edhe ai që bën njeriu i shkujdesur, i cili mban mbi supe dru për zjarr, por, sapo përballet me ndonjë vështirësi, acarohet dhe humbet të gjithë shpërblimin e së mirës që po bën. Taptuk Emre, me vitet të tëra sillte dru të drejta si lapsa në teqenë e tij. Një ditë, mësuesi e pyeti:

"O Junus! Ke kaq vite që sjell dru në teqe. A nuk gjete asnjë dru të shtrembër në mal?.."

Junusi, me një edukatë të veçantë, i përgjigjet:

**"Zotëri! Unë e di shumë mirë se në derën tuaj nuk hyn asgjë e shtrembër, qoftë edhe dru!.."**

Pra edhe ky njeri, dashuria dhe urtësia e të cilit ishin si ujëvarë, bëri të njëjtin shërbim. Por dallimi shpirtëror midis dy shërbimeve, është më i madh se sa largësia midis

lindjes dhe perëndimit.

Një gjë nuk duhet harruar. Në sajë të këtij dallimi shpirtëror, përfundimet e disa shërbimeve që duken të njëjta, zvogëlohen brenda një shpirti të ngushtë, ndërsa në atmosferën e një shpirti të madh, bëhen shkak i përfitimeve të mëdha që nuk i nxë as qielli dhe as toka.

Nga kjo pikëpamje, në çdo shërbim që bën, besimtari duhet të mbështillet gjithmonë me rrobën e dashurisë dhe dashamirësisë. Nuk duhet ta lëshojë kurrë modestinë nga dora dhe me vetëdijen e të qenit "asgjë", të mundohet të fitojë kënaqësinë e Allahut Teala. Ashtu siç thotë edhe i nderuari Mevlana – Xhelaleddin Rumi:

"Edhe shërbimi i të devotshmëve, edhe shpërblimi që marrin për shërbimin, është vetë Allahut Teala. Pra, kënaqësia dhe mirësia e Tij..."

Një shërbim i bërë pa dashuri dhe i privuar nga ndjenjat shpirtërore, i ngjan gjendjes së një punëtori fabrike që punon pa dëshirë dhe është i detyruar të hyjë dhe të dalë nga puna në orarin e caktuar. Prej një shërbimi të tillë, është e sigurt që nuk mund të ketë rezultate të mira dhe të begatshme. Në lidhje me këtë, Mevlana i nderuar ka thënë:

"Nëse analizon të gjithë mundin dhe përpjekjet e atyre që janë zhytur në punët e kësaj bote, do të vëresh se përpjekjet e tyre për gjëra të kësaj bote, janë si shtresat e qepës dhe mbajnë erë të keqe. Çdo përpjekje dhe punë e tij, është më e pakuptimtë dhe më boshe se tjetra."

Pra, shërbimet që bëhen thjesht për interesa të kësaj bote dhe në mënyrë të shkujdesur, e hutojnë zemrën dhe

e lodhin shpirtin.

Duke e ditur këtë, të dashurit e Allahut janë ruajtur gjithmonë nga këto lloj shërbimesh që bëhen të shkujdesura nga bota shpirtërore. Shembuj të tillë ka shumë në histori. Ja disa prej tyre:

Hizri (a.s.), shkon për vizitë tek njëri prej të dashurve të Allahut, Abdulhalik Guxhduvani. Kur i sillet diçka për të ngrënë, Hizri nuk ha dhe tërhiqet nga sofra. Abdulhaliku pyeti i habitur:

"Ky është ushqim hallall, përse nuk hani?" Hizri (a.s.), i dha një përgjigje shumë mbresëlënëse:

"Po, ushqimi është hallall, por ai që e ka gatuar, e ka bërë me zemërim dhe shkujdesje."

Sipas një transmetimi, njëherë Shah Nakshibendi shkoi në një vend të quajtur "Gazjut". Një prej nxënësve që ndodhej atje, u solli ushqim për të ngrënë. Por Shah Nakshibendi tha:

"Ai që e ka mbrujtur këtë brumë dhe ka gatuar këto gjellë, ka qenë i zemëruar nga fillimi deri në fund. Prandaj, ne nuk mund të hamë asgjë prej tyre, sepse ushqimet që janë gatuar në këtë mënyrë, nuk kanë asnjë begati dhe mirësi. Mbase kur ka qenë duke gatuar, shejtani i është gjendur gjithmonë pranë. Si mund ta hamë një ushqim të tillë?"

Njëherë tjetër, i nderuari Bahaeddin Nakshibendi, në lidhje me këtë temë, i ka këshilluar nxënësit e tij me këto fjalë:

"Nëse një ushqim, çfarëdo që të jetë, përgatitet me

zemërim, urrejtje dhe shkujdesje, në të nuk ka mirësi dhe begati, sepse në të është përzier egoja dhe shejtani. Në zemrën e atij që ha ushqime të tilla, shfaqet shkujdesje dhe indiferencë ndaj të fshehtave dhe urtësive hyjnore.

Ndërsa në ushqimet hallall, që janë përgatitur pa u zhytur në shkujdesje dhe duke menduar Allahun Teala, ka mirësi dhe begati. Mossuksesi i njerëzve në bërjen e punëve të mira dhe të sinqerta, buron nga moskujdesi i tyre në këtë çështje, kur hanë dhe pinë diçka.

Në çfarëdo gjendjeje të jesh, për të falur namazin i përqendruar, me kënaqësi dhe duke derdhur lot, duhet që kafshatën hallall ta përgatitësh duke përmendur Allahun dhe ta hash me vetëdijen se je në prezencën e Tij. Ai, në trupin e të cilit është përzier kafshatë haram, nuk mund ta shijojë ëmbëlsinë e namazit."

Veçanërisht në ditët tona, si rezultat i njërit prej mentaliteteve të gabuara të marketingut, në tregje dhe dyqane të ndryshme, mallrat vendosen në vitrina xhami, ku mund t'i shohë çdokush. Kështu që, përveç së drejtës së syri të atyre që nuk mund ta marrin dot atë mall, njerëzit blejnë edhe ushqime që nuk u dihet burimi. Prandaj, duhet ta mendojmë mirë dëmin që i sjell ky lloj ushqimi botës shpirtërore të njeriut.

Me një fjalë, Allahu Teala, përveçse dëshiron që shërbimet që bëjmë të jenë të sakta, Ai sheh edhe se me çfarë niveli shpirtëror i bëjmë ato shërbime dhe sa rëndësi u japim normave të edukatës. Për këtë arsye, një besimtar ka nevojë që në një farë mënyre, me anë të ushqimit që konsumon, ta zhvillojë botën e tij shpirtërore. Dhe

mënyra e vetme për këtë, është dashuria për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, sepse dashuria në shërbim është fillimi i përparimit. Përderisa zemra është e mbushur me dashurinë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, çdo fushë e jetës zbukurohet me mirësi, ndaj të cilave Allahu Teala është i kënaqur.

**Ja Rabbi! Mos na ndaj qoftë edhe një çast prej sinqeritetit në besimin dhe punët tona! Na e mundëso që edhe punët më të vogla t'i bëjmë me sinqeritet dhe devotshmëri të plotë!..**

**Amin!..**

# Mretëria e modestisë



*Modestia është virtyti më i mirë që i ka hije robit në jetën e kësaj bote të përkohshme, ditët e të cilës konsumohen shumë shpejt si pema që i lëshon një nga një gjethet e saj në stinën e vjeshtës.*

*Sa bukur shprehet poeti:*

*Një ditë, nuk do të ngelet as trupi,*
*as pasuria, as shtëpia dhe as atdheu,*
*Nëse diçka ngel, ajo është veç dashuria miqësore në zemra...*

*(Sejri)*

# MBRETËRIA E MODESTISË

Gazneli Mahmudi kishte dëgjuar për famën e të nderuarit Ebu'l-Hasan Harakanit dhe një ditë, së bashku me njerëzit e tij, shkon për ta vizituar në Harakan. Qëllimi në zemrën e sulltanit, nuk ishte të përfitonte shpirtërisht duke vizituar një të dashur të Allahut, por ta sprovonte atë me pyetjet që do t'i bënte.

Mirëpo, me ndihmën e Allahut, Ebu'l Hasan Harakani, e ndjeu qëllimin e keq që fshihte sulltani në zemër dhe deshi t'i tregonte sulltanit se me mendjemadhësinë e tij nuk mund të arrinte majat më të larta dhe se virtyti i vetëm që e nderon një sulltan, është modestia. Prandaj, kur sulltani erdhi pranë tij, ai nuk tregoi ndonjë interes të veçantë për të, madje nuk u ngrit as në këmbë.

Gazneli Mahmudi i cili nuk arriti ta kuptonte të fshehtën e pritjes që i bëri Ebu'l Hasani, filloi t'i drejtonte atij një nga një të gjitha pyetjet që kishte përgatitur. Por për shkak të përgjigjeve të kënaqshme që mori dhe përballë urtësisë së shehut, sulltani u tërhoq. Shpirti i tij, i cili në fillim ishte turbulluar me qëllimin për të sprovuar një të dashur të Allahut, në fund kaplohet nga një paqe dhe qetësi e papërshkrueshme dhe mbushet me dashuri dhe respekt ndaj shehut.

Në shenjë të dashurisë dhe respektit që i mbushi zemrën, sulltani deshi t'i japë shehut një qese me flori, por Ebu'l Hasani e refuzoi me mirësjellje. Atëherë, sulltani i kërkon shehut ndonjë prej sendeve të tij, që ta mbante si kujtim. Këtë herë, Ebu'l Hasani nuk ia prishi qejfin sulltanit dhe i dha si kujtim këmishën e vet. Më në fund, takimi mbaron dhe, kur Gazneli Mahmudi po bëhej gati të ndahej, Ebu'l Hasani ngrihet në këmbë dhe e përcjell. Sulltani, sapo e pa që shehu u ngrit në këmbë për ta përcjellë, nuk e fshehu dot kureshtjen dhe e pyeti:

"Sheh i nderuar! Kur erdhëm, nuk u çuat në këmbë, por tani që po ikim, po na përcillni në këmbë. A mund ta di shkakun?"

Ebu'l Hasan Harakani, i përgjigjet duke thënë:

"Kur erdhët, në zemrën tuaj kishte krenari padishahu, ndërsa qëllimi juaj ishte të na sprovonit. Por tani, po ndaheni prej këtu duke qenë modest. Dhe ndaj modestisë kërkohet respekt." (Attar, Tezkiretu'l-Evliya, II, 209)

Modestia është virtyti më i mirë që i ka hije robit në jetën e kësaj bote të përkohshme, ditët e të cilës konsumohen shumë shpejt, si pema që i lëshon një nga një gjethet e saj në stinën e vjeshtës. Në një ajet fisnik, Allahut Teala urdhëron:

***"Robërit e të Gjithmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të padituril i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: "Paqe qoftë!"*** (el-Furkan, 63)

Kur një rob tregon modesti për hir të Allahut, Allahu Teala ia shton urtësinë dhe e ngre atë në grada të larta. Por kush nuk i kupton të metat e tij, nuk pranon paditurinë

e tij dhe më e rëndësishmja, nuk pranon se është një "hiç" përballë fuqisë së pakufishme të Allahut Teala, vetëm sa pandeh se ka ndonjë vlerë apo fuqi. Ai që e pëlqen veten duke u mashtruar me këto pandehje, nuk mund të ketë asnjë grimcë prej virtytit të modestisë.

Duke vepruar kështu, ai njeri guxon ta quajë veten ortak në atributin "el-Kibrija / i Madhërishëm" të Allahut Teala. Mirëpo, ortakëria në atributin "el-Kibrija" nuk mund të falet kurrë, sepse edhe iblisi, duke treguar mendjemadhësi, tha "unë" dhe u shkatërrua. Edhe njeriu që zotëronte shumë virtyte, Bel'am bin Baura, ra në një gjendje të ulët për shkak të egos së tij. Ndërsa Karuni, duke ia atribuar vetes së tij mirësitë që i fali Allahu Teala, tha "i fitova vetë". Por edhe ai u varros së bashku me pasurinë e tij, tek e cila mbështetej aq shumë.

Profeti ynë (a.s.), në lidhje me urdhrin e Allahut në çështjen e modestisë, thotë:

*"Allahu më ka njoftuar duke më thënë: "Bëhuni modestë! Askush të mos u mburret dhe t'u bëjë padrejtësi të tjerëve!"* (Muslim, Xhennet, 64)

Modesti, do të thotë të jesh i përulur, ndërsa në një kuptim më të gjerë, të pranosh të vërtetën dhe t'i përulesh asaj. E vërteta duhet pranuar nga kushdo që të ketë ardhur, qoftë i madh apo i vogël, me pozitë të lartë apo të ulët në shoqëri. Ata që i dorëzohen në këtë mënyrë të vërtetës, janë njerëzit që zotërojnë modestinë e vërtetë.

Sipas njërit prej dijetarëve më të mëdhenj të brezit të Tabiinëve, Hasan Basriut, modest është ai njeri që, kur del nga shtëpia dhe ecën në rrugë, e konsideron më të

lartë se veten çdo mysliman që takon. Edhe Fudajl bin Ijazi, që zotëronte të njëjtin botëkuptim, kur ishte duke bërë tavaf Qabenë, i thotë Shuajb bin Harbit që ishte një muhadith dhe besimtar i devotshëm:

"O Shuajb! Gabon rëndë, nëse pandeh se këtë vit me ty ka bërë haxh ndonjë tjetër më i keq se unë."

Modestia, e cila është edhe mirësia e vetme që nuk mund të kihet zili, është një virtyt shumë i rëndësishëm që e zbukuron njeriun, e bën më të pjekur dhe i jep formë moralit të tij. Mevlana i nderuar, e ka shprehur kështu:

"A gjelbëron një gur në stinën e pranverës? Bëhu modest si toka, që prej teje të dalin trëndafila dhe lule shumëngjyrëshe!.."

Gjallesat që shëtisin mbi tokë, e shkelin atë dhe të gjitha ndotësitë i hedhin aty. Mirëpo toka, me një modesti të jashtëzakonshme e pastron të gjithë këtë ndotësi dhe pastaj, duke nxjerrë bimë me bukuri të ndryshme, i ushqen të gjitha gjallesat që shëtisin mbi të. Ja pra, edhe shpirti i një besimtari të sinqertë, duhet të bëhet si një tokë pjellore. Të gjitha bukuritë e zemrës duhet t'i reflektojë tek njerëzit dhe madje tek të gjitha krijesat, si një poezi e natyrshme.

Sheh Sadi thotë se dikush që nuk sillet me modesti dhe përulje si toka, "nuk është njeri". Sipas tij, ai që dëshiron të lartësohet, duhet të sillet me modesti dhe se për të dalë në majën më të lartë, nuk ka shkallë tjetër përveç përulësisë.

Nga kjo pikëpamje, modestia është një nga kushtet që njeriu duhet të plotësojë për të arritur nderin dhe res-

pektin. Në lidhje me këtë, Ebu Bekri (r.a.), ka thënë:

“Bujarinë e gjetëm në devotshmëri, pasurinë në dituri dhe nderin në modesti.”

Një ditë, kurejshët filluan të mburreshin me fisnikërinë e fisit të tyre. Sulejman Farisiu (r.a.), i cili po i dëgjonte, pasi heshti për pak kohë, me modesti të madhe iu drejtua atyre dhe u tha:

“Unë nuk kam me çfarë të mburrem, sepse unë jam krijuar prej nutfes[18] dhe në fund do të kthehem në një kufomë që mban erë të keqe. Më vonë, në ditën e gjykimit do të dal para peshores dhe, nëse sevapet e mia peshojnë rëndë, jam njeri i mirë, por, nëse peshojnë lehtë, jam njeri i keq.”

Në një hadith fisnik, Profeti ynë (a.s.), ka thënë:

*“Allahu e ngre atë që është modest dhe i përulur për hir të Tij.”* (Muslim, Birr, 69)

I nderuari Bahauddin Nakshibendi, i cili bëri një jetë modeste dhe të thjeshtë, megjithëse ishte ngritur në grada të larta shpirtërore, për të shprehur ndjenjën e tij të të qenit “asgjë”, thotë:

Bota është grur, kurse unë jam kashtë,

Bota është e mirë, kurse unë jam i keq!.. (Të gjithë janë në rregull, ndërsa unë me të meta)

Allahu Teala, si shpërblim për modestinë e tij, e ngriti dhe e bëri të dashur tek njerëzit. I dha një pozitë të

18. Për kuptimin e fjalës “nutfe” ka dy mendime: Disa thonë se është v - tëm sperma, ndërsa disa të tjerë thonë se nufte është zigota që formohet nga bashkimi i qelizave të mashkullit dhe të femrës.

lartë dhe e ngarkoi me detyrën e edukimit dhe udhëzimit të njerëzve.

Imam Gazaliu, në lidhje me pozitën e lartë në të cilën Allahu Teala i ngre ata që janë modestë, tregon këtë ndodhi:

Në kohën kur Allahu Teala po mbyste popullin e Nuhut me anë të tufanit, dallgët u frynë dhe u ngritën lart, por mali Xhudi u tregua modest. Kjo, sepse dallgët ishin të larta kurse mali Xhudi ishte më i ulët. Për shkak se mali Xhudi u tregua modest, Allahu Teala e shpërbleu, duke e vendosur anijen e Nuhut në majën e tij. (Ihja Ulumu'd-Din, III, 735)

Mirësitë e modestisë janë të shumta. Njeriu modest, është bujar. Njeriu bujar, është i mëshirshëm. Njeriu i mëshirshëm, është entuziast në shërbimin ndaj krijesave. Këto janë mënyrat më të mira për të fituar kënaqësinë e Allahut Teala.

Një ditë, Ibnu's-Semmak shkoi tek Harun Rashidi dhe i tha:

"O prijësi i besimtarëve! Modestia që tregon në këtë pozitë të lartë ku ndodhesh, të fal më shumë nder se sa gëzon."

Harun Rashidi tha:

"Sa bukur e the!"

Sammaku vazhdoi duke thënë:

"O prijësi i besimtarëve! Ai, të cilit Allahu Teala i jep bukuri, e bën pjesë të një familjeje fisnike dhe furnizon pa masë, e fsheh bukurinë, nuk mburret me të, dhuron prej

pasurisë së tij dhe nuk krenohet me familjen e tij fisnike, do të hyjë në mesin e robërve të sinqertë të Allahut."

Harun Rashidi, urdhëroi menjëherë që t'i sillnin një fletë dhe një penë dhe të gjitha këto i shkroi me dorën e vet.

Ai që është larg modestisë, nuk është gjë tjetër përveçse një njeri i mjerë, që i pëlqen vetja dhe zullumqar. Për shkak se e sheh veten më lart se të tjerët dhe nuk i nënshtrohet së vërtetës, ai patjetër që u bën padrejtësi atyre. Mirëpo, në sajë të mendjemadhësisë së tij, e hedh veten në një humbje të madhe.

Ata që largohen nga modestia dhe tregohen mendjemëdhenj si faraoni, asnjëherë nuk kanë shpëtuar nga poshtërimi në skenën e historisë. P.sh, kur Ebreheja erdhi me elefantët e tij të mëdhenj për të shkatërruar Qabenë, Allahu Teala nuk e shkatërroi me luanët, tigrat apo gjarpërinjtë e shkretëtirës, por me zogjtë që hodhën gurë të vegjël. Ndërsa atë (Ebrehenë), nuk e vrau para Mekes, por atje prej nga erdhi me mburrje dhe me krenari të madhe, në Jemen, në mes të popullit në një gjendje të plagosur dhe të poshtëruar. Edhe Nemrudin që e pandehte veten Zot, e shkatërroi me anë të një mize shumë të vogël. Ja pra, përfundimi i hidhur i atyre që hyjnë në garë me Allahun për madhështi dhe fuqi...

Allahu Teala, lumturinë e përjetshme ua dhuron atyre që në këtë botë nuk pretendojnë madhështi, nuk bëjnë të këqija, dhe atyre, zemrat e të cilëve janë të mbushura me dashuri për Allahun.

Është me vend që këtu të theksojmë edhe një fakt. Një besimtar duhet të sillet me modesti vetëm ndaj be-

simtarëve të sinqertë. Ndërsa njerëzve mendjemëdhenj, që u pëlqen vetja, që nuk pranojnë kritika, që i shohin të tjerët nga sipër dhe që sillen në mënyrë të padrejtë, nuk duhet t'u afrohen me modesti. Të tregosh modesti ndaj personave të tillë, që janë të dhënë pas dynjasë dhe që çdo gjë e matin me para dhe pozitë, do të thotë të sakrifikosh prej dinjitetit të Islamit. Dhe për këtë nuk ka të drejtë askush. Modesti nuk është të përulesh dhe të shtypesh përballë të padrejtit për shkak të një interesi. Modesti do të thotë të përulesh ndaj së vërtetës.

Allahu Teala, duke iu drejtuar Profetit tonë (a.s.), me këto fjalë:

***"...Sillu butë me besimtarët!"*** (el-Hixhr, 88)

***"Bëhu i butë me besimtarët që të pasojnë ty!"*** (esh-Shu'ara, 215) në të njëjtën kohë na urdhëron edhe ne që të sillemi me mëshirë dhe të jemi modestë.

Allahu Teala, të gjithë besimtarët i ka bërë vëllezër me njëri-tjetrin. Pastaj i ka urdhëruar ata që të interesohen për hallet e njëri-tjetrit, të bëhen ilaç për plagët e njëri-tjetrit dhe të lehtësojnë vështirësitë e vëllezërve të tyre. Prandaj, besimtarët duke mos harruar kurrë se janë vëllezër, të mos sillen keq ndaj njëri-tjetrit, të mos e shohin veten më lart se vëllezërit e tyre dhe, kur t'u bëhet ndonjë e keqe, të mos u kthejnë shpinën menjëherë, por të tregohen të kuptueshëm.

**Ja Rabbi! Na bëj prej robërve të Tu të sinqertë që e jetojnë vëllazërinë islame në mënyrën më të bukur dhe që gjithmonë sillen me modesti...**

**Amin!..**

*Haku që është lënë jashtë faljes hyjnore:*

# *Haku i robit*



***"Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë."*** *(ez-Zelzele, 7-8.)*

*"Kush i ka bërë vëllait të fesë ndonjë padrejtësi në nder apo në pasuri, të hallallohet me të para se të vijë dita e kijametit, ku nuk do të ketë flori dhe argjend. Në të kundërtën, nëse ka vepra të mira, do t'i merren prej sevapeve të tij aq sa ka bërë padrejtësi. (dhe i jepet atij që i është bërë padrejtësi). Por, nëse nuk ka vepra të mira, do të merren prej gjynaheve të vëllait që i ka bërë padrejtësi dhe do t'i ngarkohen atij."* *(Buhari, Mezalim, 10, Rikak, 48.)*

## Haku që është lënë jashtë faljes hyjnore: HAKU I ROBIT

Gjatë Luftës së Çanakalesë, që ka kaluar në faqet e historisë si lufta legjendare e të parëve tanë, në fshatin Koxhadere ishte ngritur një vend, ku u jepej ndihma e parë mjekësore të plagosurve që vinin nga fronti i luftës. Në këtë vend silleshin për mjekim ushtarë nga vende të ndryshme (të Perandorisë Osmane). Dikush ishte prej Urfës, dikush prej Bosnjës, dikush prej Adijamanit e dikush tjetër prej Halepit.[19]

Një prej këtyre të plagosurve ishte edhe një ushtar prej fshatit Bejbash të Lapsekisë, i cili kishte një plagë shumë të rëndë. Për shkak të dhimbjeve të mëdha që i jepte plaga, edhe frymën e merrte dhe e jepte me vështirësi. Me qëllim që ta mbante pak gjoksin, i cili ngrihej dhe ulej vazhdimisht nga frymëmarrja, e kapi komandantin për rrobash dhe, pasi mori frymë thellë, nga buzët e tij rrodhën këto fjalë:

"Kam shkruar një pusullë... Ju lutem jepjani shokut

19. Në luftën e Çanakalesë morën pjesë luftëtarë nga të gjitha viset e P -randorisë Osmane. Shumë prej luftëtarëve, që ranë dëshmorë në atë luftë, ishin nga viset shqiptare. Kryesisht nga Shkodra, Elbasani, Tirana, Shkupi, Tetova, Prishtina, Prizereni etj.

tim…" Heshti për pak çaste, me qëllim që të mund të fliste edhe pak. Pastaj mori përsëri frymë thellë dhe, duke u përtypur disa herë, tha këto fjalë:

"Unë… Unë kam marrë 1 mexhite borxh nga fshatari im, nënoficeri Ibrahim… Nuk munda ta takoj përsëri. Mbase më bëhet kësmet që ta pi sherbetin e dëshmorit para se ta takoj. Nëse vdes, i thoni atij të ma bëjë hallall."

Kujdesi ndaj hakut të robit që tregoi ky luftëtar në frymën e tij të fundit, e bënë komandantin t'i mbushej zemra dhe t'i lageshin sytë me lot. Duke falënderuar në vetvete që ka ushtarë të tillë, të cilët dëshirojnë të arrijnë tek Allahu me faqe të bardhë, u mundua që me këto fjalë ta ngushëllonte sadopak:

"Mos ki merak, mor bir. Do ta gjej atë dhe do t'i kërkoj hallallëk për ty inshAllah!" Pas kësaj bisede të shkurtër, luftëtari dha shpirt në krahët e komandantit dhe fjalët e tij të fundit ishin:

"I thoni të ma bëjë hallall!..

Pa kaluar shumë kohë, në atë vend vijnë të plagosur të tjerë. Madje, shumë prej tyre japin shpirt pa ardhur në vendin e ndihmës së parë. Sendet personale që gjenden në trupin e këtyre dëshmorëve, dërgohen menjëherë tek komandanti. Dhe ja, përsëri një medaljon dhe një pusullë…

Komandanti, që ende nuk e kishte marrë veten prej gjendjes shpirtërore shumë prekëse që i kishte shkaktuar ndodhia e pak çasteve më parë, sapo lexoi pusullën që i sollën, këputet në vend. E mbuloi fytyrën me duar dhe nuk mundi të ndalojë as të dridhurat e trupit dhe as lotët

që i rridhnin si ujëvarë...

Në pusullë shkruhej:

"Unë i kisha dhënë 1 mexhite borxh Halilit prej fshatit Bejbash. Ai nuk arriti të më takonte përsëri. Pas pak do të kalojmë në sulm. Mbase edhe unë nuk do të kem mundësi ta shoh më atë. Shoku im është shumë i kujdesshëm ndaj hakut të robit. I thoni atij të mos shqetësohet, sepse unë ia kam bërë hallall."

Ja pra, kjo është mirësia e veçantë e Allahut Teala ndaj një zemre të sinqertë, që dridhet nga shkelja e hakut të robit!..

E gjithë bota është dëshmitare se forca materiale e ushtarëve tanë ndaj armikut në Luftën e Çanakalesë, ishte shumë e vogël, për të mos thënë asgjë. Luftëtarët tanë, ndonjëherë nuk gjenin çizme për t'i veshur, nuk gjenin kapotë për ta hedhur krahëve dhe ndonjëherë nuk gjenin as plumba për t'ia hedhur armikut. Mirëpo, kraharorët e tyre ishin të mbushur me besim dhe fuqia shpirtërore e atij brezi heroik, e shkatërroi forcën materiale të armikut. Kjo sepse, nëse forca shpirtërore është më e madhe, fiton mbi forcën materiale. Komandanti dhe historiani anglez Hamilton, që mori pjesë në luftën e Çanakalesë, këtë fakt e ka shprehur me këto fjalë:

"Ne nuk na mundi fuqia materiale, por fuqia shpirtërore e turqve, sepse atyre nuk u kishte ngelur as barut për ta përdorur. Ne pamë forcat (ndihmëse) që u zbrisnin nga qielli!.."

Në këtë mënyrë, ushtria jonë besimtare, në Çanakale nuk shkroi vetëm legjendën e heroizmit dhe trimërisë, por

në të njëjtën kohë, me begatinë e pjekurisë shpirtërore që zotëronte, shkroi edhe një legjendë virtytesh.

Kjo ndodhi është një shembull i bukur që tregon se ushtarët që morën pjesë në atë luftë, zotëronin një shpirt, i cili ishte brumosur me ajetin:

***"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë."*** (el-Fatiha, 5)

Premtimi hyjnor për ata që zotërojnë një shpirt me pjekuri të tillë, shprehet më së miri në këtë ajet fisnik:

***"...Sa herë, me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe!.."*** (el-Bekare, 249)

Megjithëse Allahu Teala i fal gabimet dhe gjynahet që bëhen ndaj Tij, hakun e robit e ka lënë jashtë faljes hyjnore. Atë e ka lënë në dorën e robit që i është bërë padrejtësi. Prandaj, është vënë kusht që, nëse dikush dëshiron të pendohet për padrejtësitë që ka bërë, më parë duhet të kërkojë hallallëk prej atij personi të cilit i ka bërë padrejtësi. Kjo sepse, nëse nuk merret hallallëk, gjendja në të cilën do të bjerë njeriu në ditën e kijametit do të jetë ashtu siç përshkruhet në këtë hadith fisnik:

*"Kush i ka bërë vëllait të fesë ndonjë padrejtësi në nder apo në pasuri, të hallallohet me të para se të vijë dita e kijametit, ku nuk do të ketë flori dhe argjend. Në të kundërtën, nëse ka vepra të mira, do t'i merren prej sevapeve të tij aq sa ka bërë padrejtësi. (dhe i jepet atij që i është bërë padrejtësi). Por, nëse nuk ka vepra të mira, do të merren prej gjynaheve të vëllait që i ka bërë padrejtësi dhe do t'i ngarkohen atij."* (Buhari, Mezalim,

10, Rikak, 48)

Ndërsa në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Frikësojuni Ditës kur askush nuk do të mund të bëjë asgjë për askënd dhe, kur prej askujt nuk do të pranohet as ndërmjetësim, as shpërblesë e as që do të ndihmoheni."*** (el-Bekare, 48)

Pra, gjendja e atij që shkon në botën tjetër duke u ngarkuar me padrejtësi ndaj njerëzve në këtë botë, nuk do të jetë tjetër veçse një humbje dhe mjerim i madh. Atje nuk do të ketë as vend për t'u fshehur dhe as mundësi për t'u kthyer pas.

Profeti ynë (a.s.), në një hadith fisnik, na paralajmëron që të mos shkojmë në haxh me para haram dhe duke pasur mbi supe hakun e ndonjë robi:

*"Kush e viziton këtë Shtëpi (Qabenë) me para që i ka fituar në rrugë haram, del nga bindja ndaj Allahut. Kur një njeri i tillë bën nijetin për haxh, futet në ihram dhe, pasi ka hipur në devenë e tij, thotë –Lebbejk Allahumme Lebbejk,- një thirrës thërret nga qielli:*

*"Për ty nuk ka as lebejk, as sa'dejk! Sepse fitimi yt është haram, ushqimi yt është haram, kafsha ku ke hipur është haram. Kthehu si gjynahqar, pa marrë asnjë sevap! Hidhërohu, për shkak se do të përballesh me një gjë që nuk të pëlqen aspak!"*

*Por kush del në udhëtimin për në haxh me para hallall, hipën në kafshën e vet duke e cytur atë të ecë dhe thotë "Lebbejk Allahumme Lebbejk", një thirrës, thërret nga qielli:*

*"Lebbejk dhe Sa'dejk! T'u përgjigja, sepse kafsha ku ke hipur është hallall, rroba që ke veshur, është hallall, ushqimi yt, është hallall. Kthehu me sevape të mëdha dhe pa u ngarkuar me asnjë gjynah! Gëzohu, për shkak se do të përballesh me atë që do të të pëlqejë dhe do të të lumturojë!"* (Hejthemi, III, 209-210)

Profeti ynë (a.s.), i cili ia kumtoi dhe ia mësoi umetit të vet këto të vërteta, edhe në frymën e fundit, derisa iu shua fare zëri i bekuar, vazhdoi të jepte këto dy porosi:

1- Kini frikë Allahun, në lidhje me namazin (që është lidhja e robit me Zotitn e vet)

2- Kini frikë Allahun, në lidhje me njerëzit që keni nën urdhrat tuaja... (Bejhaki, Shuab, VII, 477)

**Ja Rabbi! Me bujarinë dhe mëshirën tënde na e bëj të mundur të dalim para Teje me ndërgjegje të pastër, në lidhje me hakun e robit...**

**Amin!..**

# Ndjeshmëria ndaj hakut të robit




*Një nga gjynahet më të mëdha, që feja islame e kundërshton me forcë, është edhe padrejtësia, pra t'i hysh në hak dikujt. Nuk duhet harruar se Allahu Teala është Ai që u ka falur njerëzve të drejtat që kanë, prandaj dhe Ai gjendet gjithmonë pranë të shtypurve që u bëhet padrejtësi. Ata që pandehin se kanë shpëtuar në këtë botë, nuk duhet të harrojnë kurrë se në lidhje me hakun e robit, do të japin llogari përpara Allahut në botën tjetër.*

# NDJESHMËRIA NDAJ HAKUT TË ROBIT

Një ditë, kur Rasulullahu (a.s.), ishte duke biseduar me sahabët, në lidhje me kujdesin që duhet të tregonin ndaj hakut të robit, u tregoi atyre një ngjarje që kishte ndodhur midis dy besimtarëve të devotshëm prej popullit të Beni israilëve:

*"Një person nga popujt që kanë jetuar para jush, bleu prej dikujt një pronë (që sillte shumë fitime). Në tokën e pronës që bleu, gjeti të groposur një qyp me florinj. Prandaj shkoi tek ai që i shiti tokën dhe i tha:*

*"Merreni floririn tuaj! Unë bleva tokën, jo floririn!"*

*Ai që i shiti tokën tha:*

*"Unë ta shita tokën me gjithçka që kishte në të!"*

*(Këta dy persona, që ishin shumë të devotshëm dhe të kujdesshëm ndaj hakut të robit dhe kafshatës hallall, nuk arritën të binin në një mendje, prandaj shkuan tek gjykatësi. Pasi i dëgjoi i mahnitur, gjykatësi tha:*

*"A keni fëmijë?"*

*Njëri nga ata tha se kishte një djalë, ndërsa tjetri tha se kishte një vajzë. Pasi dëgjoi këtë, gjykatësi tha:*

*"Atëherë martoni fëmijët tuaj me njëri-tjetrin. Shpenzoni për ta nga ata florinj dhe jepni sadaka!"*

(Buhari, Enbija, 54; Muslim, Akdije, 21; Ibn-i Maxhe, Lukata, 4)

Ja pra, kjo është ndjeshmëria shpirtërore që dëshiron të vendosë islami në shpirtin e besimtarëve... Ky është një shembull i gjallë për ata që nuk duan të vënë në rrezik jetën e përjetshme për mirësitë e përkohshme, të cilat do t'i braktisin pas një kohe të shkurtë dhe për të cilat do të japin llogari deri në grimcën më të vogël... Kjo është një pjekuri shpirtërore, që nuk mund ta konceptojnë mentalitetet materialiste dhe egoiste...

Rasulullahu (a.s.), sa herë që i jepej rasti, e këshillonte umetin e tij në lidhje me faktin se sa mashtrim i tmerrshëm është shkelja e kufijve hyjnorë, për hir të dëshirave dhe pasioneve të përkohshme. Gjithashtu, ndjeshmërinë ndaj hakut të robit e ka shfaqur gjatë gjithë jetës së tij me anë të shembujve të jashtëzakonshëm.

Në ligjëratën e fundit, të cilën e mbajti para besimtarëve pak kohë përpara se të ndërronte jetë, Profeti ynë (a.s.), ndër të tjera theksoi edhe rëndësinë e hakut të robit, duke treguar qartë se sa i ndjeshëm ishte ai në lidhje me këtë çështje:

*"O njerëz! Ai që i ka hyrë në hak dikujt, le ta paguajë menjëherë dhe të mos mendojë se do të poshtërohet dhe do t'i dalë nami në këtë botë! Dijeni mirë, se t'u dalë nami në këtë botë, është shumë më e lehtë se t'u dalë në botën tjetër."* (Ibn-i Esir, el-Kamil, II, 319)

Cila bukuri apo mirësi e kësaj bote të përkohshme është më me vlerë se ajo e botës tjetër, që është edhe vendi i lumturisë së përjetshme? Në bazë të kësaj të vërtete, njeriu duhet të përpiqet që ta jetojë këtë jetë, e cila i

është dhënë vetëm një herë, duke bërë punë të mira dhe të sinqerta. Gjithashtu, duhet të jetojë me dëshirën që të dalë para Allahut me ndërgjegje të pastër dhe të qetë.

Veçanërisht, duhet pasur kujdes kafshata që hyn në gojë dhe gjendja e personave me të cilët shoqërohesh. Kjo, sepse njeriu gjatë gjithë jetës së tij gjendet nën ndikimin e fuqishëm të këtyre dy faktorëve. Aq sa hallall apo haram është kafshata që hahet, aq edhe njeriu drejtohet për në punët hallall apo haram. Gjithashtu, afërsia ndaj njerëzve me të cilët shoqërohesh, me kalimin e kohës bashkon mendjet, pastaj zemrat. Për këtë arsye, duhet të përpiqemi që të shoqërohemi me njerëz të sinqertë dhe besnikë.

Përveç kësaj, grabitja e të drejtës së një robi, është një gjynah shumë i madh dhe ndikon në mënyrë negative në botën shpirtërore të njeriut. Shkaku kryesor që njerëzit nuk arrijnë të kenë sukses në kryerjen e punëve të mira dhe të sinqerta, është moskujdesi i tyre ndaj haramit, gjërave të dyshimta dhe hakut të robit. Me qëllim që adhurimet t'i kryejmë me nivel të lartë të përqendrimit shpirtëror dhe që urdhrat e Allahut Teala t'i zbatojmë me dëshirë të madhe, duhet të bëjmë një jetë korrekte dhe të devotshme, duke u ruajtur nga haku i robit.

Sa mbresëlënëse dhe mësimdhënëse janë këto fjalë të Rasulullahut (a.s.), me të cilat na urdhëron që ta shtojmë ndjeshmërinë tonë në lidhje me hakun e robit:

*"Edhe unë jam njeri! Prandaj është e mundur që t'i kem hyrë në hak edhe ndonjërit prej jush. Kujt i kam marrë ndonjë mall pa dashje, ja ku është malli im, le*

*të urdhërojë dhe ta marrë! Dijeni mirë se tek unë, më i dashuri ndër ju, është ai që, nëse ka hak tek e unë e merr ose ma bën hallall. Vetëm në këtë mënyrë mund të shkoj tek Zoti im i hallalluar dhe me shpirt të qetë...”*

Një prej atyre që i dëgjoi këto fjalë, çohet në këmbë dhe thotë:

“Dikush erdhi tek ju dhe ju kërkoi diçka. Prandaj ju më urdhëruat që t’i jap tre dirhem dhe unë ia dhashë.” Profeti (a.s.), tha:

*“Ke të drejtë. O Fadl bin Abbas, jepi tre dirhem këtij!”* Pastaj bëri këtë dua:

*“O Allah! Unë nuk jam veçse njeri. Nëse i kam folur rëndë apo e kam gjuajtur duke e lënduar ndonjërin prej myslimanëve, bëj që kjo të jetë pastrim, shpërblim dhe mëshirë për të!”* (Ahmed, III, 400.)

*“O Allah! Nëse i kam thënë ndonjë fjalë të rëndë ndonjërit prej besimtarëve, bëj që në ditën e kijametit, fjala ime të bëhet shkak për afërsinë e tij ndaj Teje!”* (Buhari, Deauat, 34)

Kjo sjellje e jashtëzakonshme e Profetit tonë (a.s.), është shembull që duhet ta marrin të gjithë njerëzit, që nga ai që ndodhet në shkallën më të ulët të shoqërisë e deri tek drejtuesit që ndodhen në postet më të larta. Sa virtyt të lartë ka treguar Profeti ynë (a.s.), kur megjithëse ka qenë i mbrojtur prej çdo gjynahu, është shprehur se mund t’i ketë hyrë ndokujt në hak dhe ka urdhëruar sahabët që kush të ketë ndonjë hak mbi të, le të shkojë e ta marrë. Në këtë mënyrë, ai shfaqi një shembull të veçantë që tregon qartësisht rëndësinë e madhe që ka

kërkimi i hallallit.

Për këtë arsye, nëse njeriu me dashje apo pa dashje i ka hyrë në hak dikujt, pa humbur kohë dhe sado që t'i kushtojë, duhet të hallallohet me të dhe pastaj të bëjë teube të sinqertë. Turpërimi dhe vështirësia në këtë botë, është shumë më e lehtë dhe e thjeshtë se sa në botën tjetër. Madje, atë ditë edhe delja pa brirë do të marrë hakun e saj nga delja me brirë që e ka goditur dhe tek askush nuk do të ngelet haku i dikujt tjetër. (Shih. Muslim Birr, 60; Tirmidhi, Kijamet, 2)

**Ja Rabbi! Na ruaj nga shkelja e të drejtës së robërve! Na fut në grupin e robërve të Tu të devotshëm që Ti i do, i bën të dashur tek të tjerët dhe i gëzon! Bëj që të jetojmë një jetë, me të cilën do të meritojmë mëshirën Jote!..**

**Amin!..**

# Të kesh shpirt Jusufi



*"Trëndafili duroi shoqërinë me gjembin, prandaj mori aromë të këndshme"*

*"Bëhu melhem mirësie dhe jo gjemb që lëndon! Nëse dëshiron të mos shohësh keq prej askujt, mos u bëj fjalëkeq, mos mëso dhe mos mendo për keq! Bëhu punëmirë në çfarëdo gjendjeje që të jesh!" (Mevlan-Xhelaleddin Rumi)*

# TË KESH SHPIRT JUSUFI

Sheh Sadi Shirazi, në veprën e tij "Bostani", që përmban shumë tregime dhe fjalë të urta, tregon:

"Një njeriut i kishte ngecur gomari në baltë. Megjithëse u mundua jashtëzakonisht shumë, nuk arriti ta nxirrte gomarin nga balta. Shiu ishte duke rënë litar dhe i ftohti ngrirës të hynte në palcë. Sikur të mos mjaftonin këto, nata po binte dalëngadalë dhe njeriu i mjerë ngeli në errësirë, i hidhëruar dhe i rraskapitur.

Për shkak të hallit dhe hidhërimit, njeriu i shkretë filloi të fliste fjalë të këqija dhe deri në mëngjes mallkoi vendin përreth. Aq sa, prej gjuhës së tij nuk shpëtoi as miku dhe as armiku, as populli dhe as sulltani...

Kur njeriu ishte duke sharë dhe ofenduar sa andej këndej, sulltani ishte duke kaluar aty pranë. Njeriu nuk e vuri re dhe vazhdoi të fliste me fjalë fyese që i kalonin kufijtë. Kur e kuptoi se sulltani i kishte dëgjuar fjalët e tij, njeriu i shkretë sa s'u fut i gjallë në dhe prej turpit dhe nuk mundi as t'i përgjigjej dhe as t'i kërkonte falje.

Sulltani u nxeh shumë nga kjo gjë dhe me një ton të ashpër u thotë atyre që kishte pranë:

"E çfarë faji kam unë se atij i ka ngecur gomari në baltë? Atë nuk e zhyta unë! Çfarë kërkon prej meje, përse

flet keq për mua?"

Njëri prej atyre që e shoqëronte, i thotë sulltanit:

"Sulltan! Prejani kokën dhe të mos i ngelet as nam e as nishan!.."

Sulltani, me mëshirën që i buronte si ujëvarë nga zemra, filloi të mendojë. Pa nga njeriu dhe vuri re se ishte rraskapitur dhe mërzitur jashtë mase prej hallit në të cilin kishte rënë, ndërsa gomari ishte ende në baltë. I erdhi keq për njeriun e shkretë, prandaj e gëlltiti zemërimin që i ishte fryrë prej fjalëve të këqija dhe duke mos u mjaftuar me kaq, i fali njeriut florinj, një kalë dhe një kaftan prej gëzofi. Sulltani e dinte shumë mirë se "Mëshira në çastet e zemërimit, është gjëja më e bukur".

Dikush që e kishte dëgjuar ngjarjen, e pyet njeriun:

"O njeri pa tru, po si arrite t'i shpëtosh vdekjes?

Njeriu u përgjigj me këto fjalë:

"Pusho! Në ato çaste isha shumë i hidhëruar. Halli që kisha m'i kishte marrë trutë dhe nuk e përmbajta dot veten. Prandaj bëra diçka që nuk më kishte hije. Për sa i përket sulltanit, ai bëri mirësi, ashtu siç i kishte hije."

Ja pra, ky është një virtyt që duhet ta zotërojë në çdo lloj situate një shpirt besimtar, i cili kërkon detin e mëshirës dhe faljes hyjnore të Allahut Teala... Pra, sjelljeve dhe veprimeve të pahijshme që i bëhen, nuk duhet t'u përgjigjet me të njëjtën monedhë, por ashtu siç e kërkon feja islame, me mirësi dhe bukuri...

T'i përgjigjesh të keqes me të keqe, është shumë e lehtë. Por t'i bësh mirë atij që të bën keq, është e vështirë.

Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Nuk është e njëjtë e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34)

Për njeriun që i fryhet deti i zemërimit, është e vështirë ta përmbajë veten. Prandaj dhe Profeti ynë (a.s.), në lidhje me ata besimtarë që tregohen të përmbajtur në çastet e zemërimit, shprehet me këto fjalë:

*"Trim i vërtetë nuk është ai që mund kundërshtarin, por ai që e përmban veten në çastet e zemërimit."* (Buhari, Edeb, 102; Muslim, Birr, 106-108)

Ndërsa shpërblimi i atij që vepron në këtë mënyrë, është siç është shprehur edhe Rasulullahu (a.s.):

*"Allahu Teala e mbush me siguri dhe iman zemrën e atij që e përmban zemërimin, edhe pse ka fuqinë (dhe mundësinë) të bëjë atë që duhet bërë (të marrë hak)."* (Ebu Daud, Edeb, 3; Tirmidhi, Birr, 74)

Transmetohet se në ditën e kijametit, kur një thirrës të thërrasë: *"Ku janë ata që shpërblimin e tyre do t'ua japë personalisht Allahu?"*, nuk do të ngrihen në këmbë përveç atyre që falin njerëzit." (Ruhu'l-Bejan, III, 298)

Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Shpërblimi për të keqen është i njëjtë me atë të keqe. Por, atë që fal dhe pajton, e pret shpërblimi i Allahut..."*** (esh-Shura, 40)

Ndërsa në një ajet tjetër, Allahu Teala shprehet se ata të cilët e përmbajnë zemërimin dhe falin, janë besimtarë të devotshëm. (Shih. Al-i Imran, 134)

Ja edhe një shembull prej Hakim Tirmidhiut (Allahu e mëshiroftë), i cili ishte prej atyre besimtarëve të devotshëm:

Hakim Tirmidhiu takohej vazhdimisht me Hizrin, por kishte ca kohë që nuk po e shihte më.

Një ditë, kishte veshur rroba të pastra dhe të reja. Kishte vënë sarëkun dhe po shkonte në xhami. Por ishte i detyruar të kalonte përpara shtëpisë së një gruaje, që ishte zemëruar me të për shkak të një çështjeje.

Gruaja kishte larë rrobat e pista të fëmijës dhe legenin e mbushur me ujë të pistë e kishte lënë mënjanë. Kur ajo e pa Hakim Tirmidhiun që po kalonte përpara shtëpisë, për shkak të zemërimit që kishte ndaj tij, ia hodhi legenin me ujë të pistë atij, duke e lagur të tërin. Hakim Tirmidhiu, jo vetëm që nuk u zemërua dhe nuk tha gjë për këtë veprim të paedukatë dhe të ulët të gruas, por as kokën nuk e ngriti, e fali atë dhe vazhdoi rrugën.

Më vonë, Hizri i erdhi dhe i tha: "Ti po më sheh (përsëri) për shkak se durove ndaj asaj të keqeje që t'u bë dhe nuk the asnjë fjalë."

Ndërsa në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Kushdo që duron dhe fal, ta dijë se në të vërtetë, këto janë nga veprimet më të virtytshme."*** (esh-Shura, 43)

Sa madhështor është ai shpirt që është ngritur në këtë gradë! Ky moral i lartë dhe i bukur, nuk mund të jetë tjetër veçse simbol i Jusufëve. Megjithëse kishte fuqinë të merrte hak ndaj vëllezërve të tij që e hodhën në pus

dhe dëshiruan që ai të vdiste, Jusufi (a.s.), i fali ata dhe, duke u sjellë mirë dhe njerëzishëm ndaj tyre, u dha një mësim shumë të vlefshëm. Si përfundim, ata, të turpëruar i thanë Jusufit (a.s):

***"Betohemi për Allahun, vërtet që Allahu të ka ngritur ty mbi ne ..."*** (Jusuf, 91)

Në raste të tilla edhe ne duhet të kemi shpirtin e Jusufit (a.s.). Ata që në zemrën e tyre kanë ndonjë të keqe, duhet t'i edukojmë në mënyrën më të mirë, duke gjetur rrugën që do të ndikojë në shpirtin e tyre. Ndër të tjera, së keqes duhet t'i përgjigjemi me të mirë, padrejtësisë me falje, mosrespektimit të marrëdhënieve farefisnore, me këshillë të mirë dhe privimit nga e drejta, me mirësi. Pra, urrejtja që ndjejmë ndaj gjynahut, të mos bjerë mbi gjynahqarët.

Në lidhje me kuptimin që ka përgjigja, e cila jepet ndaj së mirës apo së keqes që i bëhet dikujt, Fudajl bin Ijaz thotë:

"T'i përgjigjesh mirësisë me mirësi, është shpërblim. T'i përgjigjesh të keqes me të keqe, është dënim. T'i përgjigjesh të keqes me të mirë, është mirësi dhe bujari. T'i përgjigjesh të mirës me të keqe, është poshtërsi dhe mosmirënjohje."

Edhe ne duhet ta këshillojmë shpirtin tonë me këto fjalë të Mevlanës së nderuar, i cili, duke iu drejtuar shpirtit të vet, thotë:

*"Bëhu melhem mirësie dhe jo gjemb që lëndon! Nëse dëshiron të mos shohësh keq prej askujt, mos u bëj fjalëkeq, mos mëso dhe mos mendo për keq! Bëhu*

*punëmirë në çfarëdo gjendje që të jesh!"*

Me një fjalë, zemërimi, i cili buron nga egoja dhe që, duke ia turbulluar mendjen, e shtyn njeriun në gabime dhe gjynahe, është një zemërim që duhet të frenohet. Mirëpo, të qëndrosh indiferent ndaj padrejtësisë ose sulmeve që i bëhen fesë, besimit dhe moralit, nuk quhet frenim i zemërimit. Përkundrazi, një veprim i tillë, quhet shkujdesje dhe pavetëdije e thellë. Aq sa është i rëndësishëm frenimi i zemërimit për të arritur kënaqësinë e Allahut, aq e është rëndësishme edhe të zemërohesh për hir të Allahut, kur është nevoja. Kjo, sepse përsosmëria e besimit kërkon "dashuri për atë që e meriton dhe urrejtje për atë që e ka hak".

**Ja Rabbi! Na i zbukuro zemrat me cilësitë që i do dhe ji i kënaqur prej tyre! Ndjenjat tona drejtoji në rrugën e kënaqësisë Tënde dhe bëj që shkollën e devotshmërisë ta përfundojmë me gradat më të larta!..**

**Amin!..**

# E keqja dëmton të zotin



*Një mysliman nuk thyen zemra, nuk rrënon shpirtra dhe nuk harron kurrë se shpirti është vend shikimi hyjnor. Përkundrazi, e bën zemrën e tij vendstrehim, ku gjejnë paqe dhe qetësi zemrat e lënduara dhe shpirtrat e lodhur.*

## E KEQJA E DËMTON TË ZOTIN

Sheh Sadi Shirazi, në veprën e tij "Bostani", që përmban shumë tregime dhe fjalë të urta, tregon:

"Na ishte një përgjegjës shumë tiran dhe arrogant. Prej frikës së tij, edhe luani bëhej si luaneshë.

Një ditë, ky përgjegjës ra në një pus shumë të thellë dhe të ftohtë. Me të rënë aty, filloi të klithte me të madhe prej frikës dhe hallit në të cilin gjendej:

"A ka njeri aty? Ju lutem më shpëtoni, kam rënë keq? A s'ka njeri të më shpëtojë?" Vazhdoi të rënkonte dhe të përgjërohej në këtë mënyrë gjithë natën deri në sabah. Mirëpo, zërit të tij askush nuk ia vuri veshin , sepse të gjithë ata që e dëgjonin tregoheshin indiferentë për shkak të këqijave që kishte bërë.

Pasi kaloi një ditë e tërë, në mëngjesin e ditës tjetër, një person që e njihte po kalonte pranë pusit, dëgjoi rënkimet dhe përgjërimet e tij dhe u afrua me kureshtje te gryka e pusit. Sapo e pa fytyrën e përgjegjësit që ishte i famshëm për tiraninë e tij, e njohu menjëherë. Me një lëvizje të shpejtë, mori një gurë nga toka dhe e goditi përgjegjësin duke e plagosur në kokë. Ndërkohë i tha këto fjalë:

"Si je? Deri më sot a ke shkuar në ndihmë të dikujt,

që tani po kërkon ndihmë? Gjithmonë ke mbjellë farën e çnjerëzisë dhe nuk ke pasur kurrë mëshirë dhe dashuri. Ja pra, tani po mbledh frytet e hidhura të padrejtësive të tua. Kush do ta shërojë shpirtin tënd të plagosur? A mendoje ndonjëherë për shpirtrat e lënduar? Ti, a u bëre ndonjëherë diell për zemrat e lagura prej reve të hidhërimit dhe të ngrira prej të ftohtit, që tani po pret mëshirë? Jo! Përkundrazi ti gjithmonë ke hapur gropa në rrugën e lumturisë dhe qetësisë sonë. Dhe tani ke përfunduar në gropën që ke hapur vetë!"

Ja pra, ky është fundi i hidhur dhe vendi që ka në sytë e njerëzve ai që mendon keq për njerëzit, që lëndon shpirtin e robërve të mirë të Allahut Teala dhe që nuk nguron t'i shpojë ata me gjembat e gjuhës së tij gënjeshtare.

Sheh Sadi, këtë tregim mësimdhënës, e përfundon me këto fjalë të urta:

"Për njerëzit, pusi (gropa) hapet për dy qëllime. (Njëri me kuptimin e vërtetë të fjalës dhe tjetri me kuptim figurativ).

Njeriu me karakter të mirë, hap pus (gropë) për t'u ndihmuar të eturve të gjejnë ujë. (Ky është kuptimi i vërtetë i fjalës të hapësh pusin (gropën).) Ndërsa një njeri me karakter të keq, hap pus (gropë), me qëllim që njerëzit të bien brenda. (Ky është kuptimi figurativ i fjalës dhe nënkupton edhe kurthet që bëhen me të njëjtën qëllim.)

Mirëpo, nëse bën keq, mos prit mirë! Sado që të mundohesh, tameriksi që është një bimë pa fruta dhe rritet në shkretëtirë, nuk mund të japë fruta!

Ai që në vjeshtë mbjell elb, në verë nuk mund të

korrë grurë! Nëse e njeh bimën e landrës (zekumit), mos shpreso që prej saj të hash fruta të ëmbël, sepse fruti i saj është i helmatisur."

Mevlana Xhelaleddin Rumiu, duke iu drejtuar atyre që u dëshirojnë të keqen njerëzve dhe tiranëve që e përdorin fuqinë dhe pushtetin për t' bërë padrejtësi të tjerëve, thotë:

*"O tiran! Me padrejtësinë tënde, je duke hapur një gropë, por dije se atë gropë po ia hap vetes. Të urtët kanë thënë se padrejtësia e tiranëve është një gropë e errët. Kush të jetë më tiran, ai e ka gropën më të errët dhe më të frikshme."*

Ndërsa drejtësia hyjnore paralajmëron për një dënim edhe më të madh. Të mjerët mos i pandeh pa ndihmës, por lexo prej Kuranit ajetin: ***"Kur të vijë ndihma e Allahut..."*** (en-Nasr, 1) Edhe elefant sikur të jesh dhe armiku yt t'ia mbathë prej frikës tënde, shpendët Ebabil do vijnë dhe do të gjejnë." Pra, herët a vonë do ta marrësh dënimin për të keqen që ke bërë.

Nuk duhet harruar kurrë se njeriu është duke konsumuar një kapital jetësor, i cili mund të mbarojë nga çasti në çast si fija e perit që zhdërvillet prej bobinës. Ndërsa në ditën e kijametit, do të japë llogari një më një për të mirën dhe të keqen më të vogël që ka bërë gjatë gjithë jetës së kësaj bote.

Për këtë arsye, një mysliman nuk thyen zemra, nuk rrënon shpirtra dhe nuk harron kurrë se shpirti është vend shikimi hyjnor. Përkundrazi, e bën zemrën e tij vendstrehim ku gjejnë paqe dhe qetësi zemrat e lënduara dhe

shpirtrat e lodhur. Ai e di shumë mirë se:

***"Kush bën mirë, e bën për dobi të vet, e kush punon keq, punon në dëm të vet. Zoti yt nuk u bën padrejtësi robërve të Tij."*** (Fussilet, 46)

***"Nëse bëni mirësi, e keni bërë për veten tuaj. E, nëse bëni keq, ia keni bërë po vetes..."*** (el-Isra, 7)

Historia është dëshmitare se ai që gjatë gjithë jetës ka mbjellë erë, si përfundim, gjithmonë ka korrur furtunë. Çfarë ka hedhur në pjatë, ajo i ka ardhur në lugë. Njerëzve të tillë, që për të jetuar të qetë, prishin qetësinë e çdokujt tjetër përveç të vetës, qejfet dhe pasionet e përkohshme të kësaj bote nuk kanë për t'u zgjatur shumë. Jeta luksoze e padrejtë e njerëzve si Faraoni dhe Nemrudi, nuk ka zgjatur më shumë se deri në varrin e tyre!..

Në lidhje me faktin se si do të mbijnë në botën tjetër farat e zullumit, që zullumqari ka hedhur në këtë botë, e cila është edhe ara e botës tjetër, Mevlana i nderuar shprehet:

"Nëse prej dorës tënde është lënduar një i pafajshëm dhe i është bërë keq, ajo e keqe bëhet një pemë në Xhehenem dhe prej saj del fryti i zekumit (landrës). Nëse, kur të ka kapluar zemërimi ke thyer zemra dhe ke hedhur zjarr në shpirtra, ai zjarr do ta ndezë zjarrin e Xhehenemit.

Nëse zjarri i zemërimit tënd ka djegur njerëz në këtë botë, në botën tjetër zjarri i Xhehenemit që buron prej tij, do të të djegë ty. Në këtë botë, zjarri i zemërimit tënd u vërsulet njerëzve. Por në botën tjetër, zjarri i Xhehenemit që buron prej tij, përsëri do t'u vërsulet njerëzve, por kësaj here, ty.

Kur në këtë botë të kaploi zemërimi dhe me fjalët e tua si gjarpërinj dhe akrepa ke pickuar njerëzit, në botën tjetër, ato fjalë do të kthehen në gjarpërinj dhe akrepa që do të të vërsulen ty."

Për këtë arsye, të fitosh zemra, të sillesh mirë me njerëzit, t'i duash të mirën të gjithë njerëzimit dhe të zotërosh gjuhën e mëshirës, është shumë e rëndësishme.

Kur sahabët fisnikë shkonin tek Rasulullahu (a.s.) dhe i thoshin:

"O Rasulallah! Të jap besën se do të bëhem mysliman." Profeti ynë (a.s.), e pranonte këtë besë ose siç ishte, ose duke vënë disa kushte. Ndonjëherë, një nga kushtet që vinte, ishte:

*"E pranoj besën tënde, me kusht që të sillesh mirë me të gjithë dhe të gjithëve t'u duash të mirën!"*

Për të arritur këtë pjekuri shpirtërore, njeriu duhet të shohë prej dritares së kësaj të vërtete, që Mevlana i nderuar e ka shprehur në këtë bejte:

*Qabeja është ndërtuar nga djali i Azerit,*
*Halil Ibrahimi,*
*Ndërsa shpirti, për Allahun e Madhëruar*
*është vend shikimi.*

Zemra dhe shpirti kanë rëndësi të madhe në lumturinë dhe paqen e njeriut. Prandaj dhe lëndimi i tyre me ndonjë të keqe, është konsideruar si një gjynah i madh nga të gjithë të mëdhenjtë e tasavufit. Mevlana i nderuar, në lidhje me vlerën e vërtetë të shpirtit, thotë këto fjalë:

"Shpirti i plagosur, të cilit nuk i jep vlerë as sa një fije

kashte, është shumë më madhështor se ç'kujton. Edhe nëse është i pavlefshëm, ti mos e shih si të pavlerë! Ai, me pavlefshmërinë e tij, është më i larti prej të lartëve. Shpirti i plagosur, është qenia ku shikon Allahu Teala. Të ndreqësh shpirtin e thyer në dyqind copa, tek Allahu është më e vlefshme se çdo lloj mirësie që mund të bësh... Hesht! Edhe sikur në çdo qime të kesh dyqind gjuhë dhe të flasësh, përsëri shpirtin nuk mund ta tregosh."

Profeti ynë i dashur (a.s.), i cili është poezia më e bukur e gjithësisë, zotëruesi i zemrës më të përsosur dhe më të mëshirshme, të gjithë njerëzimin e ka parë nga kjo dritare botëkuptimi. Përveç faljes së gabimeve dhe të këqijave që i janë bërë, është sjell mirë edhe me atë të cilit ia ka parë të keqen. Ka bërë dua dhe ka dëshiruar prej Allahut udhëzimin e tij. Ashtu si guaska e detit, që i dhuron perlën që mban brenda edhe atij që e godet me gurë, edhe Profeti ynë (a.s.), duke nxjerrë perlat e mëshirës prej zemrës së tij të sedeftë, u lut për udhëzimin e atyre që e goditën me gurë në Taif. Ai nuk i mallkoi as ata që i thyen dhëmbët e tij të bekuar dhe i plagosën fytyrën në Uhud, por u lut që ata të gjenin rrugën e drejtë. Gjithashtu, na mjafton si shembull edhe fakti se ai, për të mbrojtur nderin e fesë me të cilën erdhi, nuk kërkoi që populli i Mekës të shkatërrohej nga dënimi hyjnor, por dëshiroi që çdo njëri prej tyre të nderohej me islam.

Me një fjalë, ne që kemi fatin të jemi prej umetit të Profeti tonë (a.s.), që ishte dërguar si mëshirë për botët, e kemi për detyrë të përpiqemi që t'i përgjigjemi çdo të keqeje me të mirë dhe të marrim pjesë prej gjuhës së tij

të mëshirës. Ky është arti i një zemre të pjekur dhe të përsosur.

**Ja Rabbi! Bëji zemrat tona vende ku të gjitha krijesat gjejnë qetësi dhe gjuhët tona, gjuhë mëshire të cilat përcjellin në zemra dashurinë dhe mirësinë Tënde!..**

**Amin!..**

# Qëllimet tona të jenë të pastra



*"Kush i njofton njerëzit për një të mirë që ka bërë, me qëllim që të bëhet i famshëm, Allahu ia nxjerr në shesh të fshehtat. Kush u tregon të tjerëve të mirën që ka bërë, me qëllim që të fitojë admirimin e njerëzve, Allahu do t'i nxjerrë në shesh hipokrizinë." (Buhari, Rikak, 36. Ahkam, 9.; Muslim, Zuhd, 47-48.)*

*"Për të ndrequr njerëzit, më parë duhet të ndreqni veten tuaj. Njeriu më i paditur, është ai që e shet botën e përjetshme për botën e përkohshme të dikujt tjetër." (Omer ibën Hattab).*

## QËLLIMET TONA TË JENË TË PASTRA!

Njëherë e një kohë, na ishte një furrxhi. Megjithëse nuk e kishte parë kurrë, ai e donte shumë Sheh Shiblin dhe dëshironte shumë ta shihte. Me këtë dëshirë të zjarrtë që kishte, kaloi një pjesë të mirë të jetës së tij, pa pasur mundësi ta shihte Sheh Shiblin.

Një ditë prej ditësh, në mëngjes herët, Shibli erdhi në qytetin e furrxhiut prej një udhëtimi të gjatë. Kur erdhi para dyqanit të furrxhiut, kërkoi prej tij një rriskë buke. Por furrxhiu, i shkujdesur, nuk e dinte se ai që po i kërkonte bukë ishte Sheh Shibli dhe përveçse nuk ia plotësoi dëshirën, në një mënyrë të vrazhdë i thotë:

“Ah mor i mjerë! Unë s'mund të të japë bukë falas! Ik vazhdo rrugën!”

Sheh Shibli bëri sikur nuk i dëgjoi fare këto fjalë dhe vazhdoi i qetë rrugën e tij. Pak më tutje, dikush që e pa të gjithë ngjarjen dhe që e dinte dashurinë e madhe të furrxhiut për Shiblin, vrapoi menjëherë pranë tij dhe i tha:

“Po ç'bëre kështu more! A e di se kush ishte ai njeri që dëbove pak më parë? Ai ishte i dashuri i Allahut, Sheh Shibli, të cilin ke kaq vite që pret ta shohësh. Ti sikur e doje atë për hir të Allahut. Përse nuk i dhe asnjë kafshatë bukë? Kaq i shkujdesur nuk bëhet njeriu xhanëm! Njeriu

duhet t'i ngjajë pak atij që e do me gjithë shpirt. Gjoja po e do fort një të dashur të Allahut, por prej moralit të tij s'paske haber fare! Kjo është një shkujdesje e madhe! Mbase kjo ishte një sprovë dhe mësim i rëndë për ty!"

Pasi dëgjoi këto fjalë, furrxhiu u bë shumë pishman për gabimin që bëri dhe për vrazhdësinë që tregoi. Me dhimbje të madhe në shpirt, e ndoqi Shiblin deri në shkretëtirë dhe e arriti. U ul tek këmbët e tij duke i kërkuar me qindra herë të falur. Sa i lëshonte njërën dorë, i kapte dorën tjetër dhe kërkonte falje prej Shiblit.

Përballë kësaj pamjeje, Sheh Shibli heshti për pak çaste dhe me qëllim që furrxhiu ta kuptonte gabimin e tij, në një mënyrë paksa të ashpër i thotë:

"Nëse dëshiron të falesh për atë që bëre, ik tani dhe nesër, mua dhe një grup njerëzish do të na ftosh për drekë!"

Pas kësaj, me shpresën se mund të falej, furrxhiu shkoi dhe përgatiti shtëpinë për ata që do të ftonte. Ndërsa për ushqim shpenzoi jashtë mase. Ai u mundua aq shumë, sa askush nuk mund ta bënte atë që bëri ai. Por nga një anë dëshironte të bënte diçka të mirë, ndërsa nga ana tjetër me mendjemadhësi dhe mburrje dilte dhe atyre që shihte në rrugë, u thoshte:

"Nesër tek unë do të vijë Sheh Shibli dhe do të jetë mysafiri im. Urdhëroni edhe ju!"

Ai ftoi edhe komshinjtë, që nuk i shihte asnjëherë. Me një fjalë, në gostinë që do të bënte, ftoi goxha njerëz.

Në ditën e gostisë, të gjithë u ulën rreth sofrës. Kishte

ardhur edhe Sheh Shibli. Midis të ftuarve, gjendej edhe një njeri i devotshëm, i cili i thotë Sheh Shiblit:

"I nderuar! A më tregon me një shembull, të mirën dhe të keqen e kësaj sofre të zbukuruar dhe pompoze? Pra, kush është duke bërë një punë të sinqertë, me të cilën do të fitojë Xhenetin dhe kush është duke shfaqur një sjellje të gabuar, me të cilën do të rrokulliset në Xhehenem?"

Sheh Shibli i përgjigjet me këto fjalë:

"I shtrenjti im! Po i përgjigjem pyetjes tënde, duke të treguar gjendjen e këtij njeriu që po na gostit. Dje, për hir të Allahut i kërkova një rriskë bukë. Mirëpo ky njeri që dje nuk më dha një copë bukë, duke treguar moskokëçarje ndaj kënaqësisë së Allahut dhe mbi të gjitha, duke u sjellë në mënyrë arrogante, sot u kaplua nga fama jonë dhe po gostit gjithë këta njerëz... Por të gjitha punët që bëhen larg kënaqësisë së Allahut dhe vetëm për t'u dukur në sytë e të tjerëve, janë të padobishme dhe dihet shumë mirë se ku e shpien njeriun. Kjo, sepse Allahu Teala nuk pranon ortak në punët që bëhen.

Në të kundërt të kësaj, mirësitë dhe punët që bëhet larg interesave të kësaj bote dhe vetëm për hir të Allahut, janë të pranuara edhe nëse janë të pakta. Prandaj, copa e bukës që do të më jepte dje, do të ishte më me vlerë se kjo gosti pompoze që po jep sot. Mbase, në ditën e kijametit, ajo copë buke do t'i dilte përpara si një myzhde e madhe.

Si përfundim, miku im! Nëse nuk dëshiron të biesh në gjendjen e këtij furrxhiu, mos vepro si ai! Mos i vër re

fjalët e njerëzisë kur të shohin se jep dhe thonë "Sa bujar që është!". Nëse me të vërtetë je i sinqertë, këdo që të shohësh, konsideroje si Hizri dhe sillu sikur të ishte ai!" (Shih: Feriduddin Attar, *Ilahiname,* Stambol 2010, Fq. 108-110)

Ajo që u jep vlerë punëve tona tek Allahu, është sinqeriteti. Pra, vetëm nëse ato punë i bëjmë me nijetin që të fitojmë kënaqësinë e Allahut Teala. Adhurimet dhe shërbimet që bëhen për të marrë komplimente dhe për t'u dukur tek njerëzit ose me mendimin që të fitosh edhe kënaqësinë e Allahut, edhe lavdërimet e njerëzve, nuk kanë asnjë vlerë tek Allahu Teala. Këtë të vërtetë, më qartë dhe më mirë e tregon ky hadith fisnik:

Një njeri shkoi tek Rasulullahu (a.s.) dhe e pyeti:

"O i Dërguar i Allahut! Në punët që bëj, kam për qëllim të fitoj kënaqësinë e Allahut, por dëshiroj që puna ime të shihet dhe të lavdërohet edhe nga të tjerët. Çfarë mendon për këtë?"

Por Profeti ynë (a.s.), nuk tha asnjë fjalë deri sa zbriti ky ajet:

***"...kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!"*** (el-Kehf, 110) (Hakim, *Mustedrek*, 2/111; Taberi, *Xhamiu'l-Bejan*, 16/40)

Përsëri një herë tjetër, një njeri shkon tek Profeti (a.s.) dhe e pyet:

"Ç'mendoni në lidhje me dikë që lufton edhe për të fituar sevape, edhe për të fituar famë? Çfarë do të fitojë ky njeri?"

Profeti (a.s.), u përgjigj me këto fjalë:

*"Ai nuk do të fitojë asgjë. Allahu Teala pranon vetëm punët që bëhen me sinqeritet dhe duke dëshiruar kënaqësinë e Tij."* (Nesai, Xhihad, 24; Sujuti, ed-Durru'l-Mensur, 5/472)

Në një hadith tjetër, Profeti ynë (a.s.), ka thënë:

*"Kush i njofton njerëzit për një të mirë që ka bërë, me qëllim që të bëhet i famshëm, Allahu ia nxjerr në shesh të fshehtat. Kush u tregon të tjerëve të mirën që ka bërë, me qëllim që të fitojë admirimin e njerëzve, Allahu do t'i nxjerrë në shesh hipokrizinë."* (Buhari, Rikak, 36. Ahkam, 9.; Muslim, Zuhd, 47-48)

Kur një njeri, i cili gëzon shëndet të plotë, ndërton një xhami apo institucion bamirësie dhe i vendos emrin e tij, ka mundësi që ai t'i hapë derën hipokrizisë dhe mendjemadhësisë. Prandaj, kjo lloj sjelljeje është shumë e gabuar. Por, nëse emri i tij vendoset pasi ai të ketë ndërruar jetë, me qëllim që të bëjnë dua për të, rreziku i hipokrizisë dhe i mendjemadhësisë nuk ekziston, prandaj dhe në këtë veprim nuk ka gjë të gabuar.

Pra, nijeti i vetëm që duhet të ketë besimtari në punët që bën, është fitimi i kënaqësisë së Allahut Teala. Salim bin Abdullah, i dërgon Omer bin Abdulazizit një letër, në të cilën thotë:

"Dije mirë se ndihma e Allahut ndaj robit të Tij, është sipas nijetit të robit. Ai që e ka nijetin të plotë, edhe ndihma e Allahut ndaj tij është e plotë. Aq sa i zvogëlohet nijeti, aq zvogëlohet edhe ndihma e Allahut."

Në lidhje me këtë çështje, janë thënë edhe shumë fjalë të urta, disa prej të cilave janë:

"Nuk ka punë për atë që nuk ka nijet dhe nuk ka shpërblim për atë që nuk ka për nijet kënaqësinë e Allahut." (Omeri r.a.).

"Ka shumë punë të vogla që i zmadhon nijeti. Por ka edhe shumë punë të mëdha që i zvogëlon nijeti." (Abdullah bin Mubarek)

"Të gjitha mirësitë i pashë të mbledhura tek zbukurimi i nijetit. Edhe nëse nuk arrin ta realizosh nijetin tënd, të mjafton zbukurimi i nijetit si punë e mirë." (Daud-i Tai)

"Të vjetrit mësonin se si të punonin, por mësonin edhe se si të bënin nijet." (Sufjan-i Seuri)

"Përmirësimi i zemrës, është i mundur me përmirësimin e punës. Ndërsa, përmirësimi i punës, është i mundur me përmirësimin e nijetit." (Mutarrif bin Abdullah)

Si përfundim, shkulja nga zemra dhe hedhja e të gjitha punëve që janë jashtë kënaqësisë së Allahut, është një detyrë e rëndësishme që duhet të kryejë çdo mysliman. Prej Allahut, gjithmonë duhet të kërkojmë që të jemi të sinqertë në çdo çështje, sepse shëndeti dhe begatia e adhurimeve tona, varet nga sinqeriteti dhe nijeti i pastër. Ashtu siç është shpirti për trupin, ashtu është edhe sinqeriteti për punën. Puna pa sinqeritet, s'është gjë tjetër veçse një lodhje pa bereqet.

**Allahu Teala i ruajttë me kënaqësinë e Tij të gjitha nijetet, ndjenjat, mendimet dhe sjelljet tona!**

**Amin...**

# Animi nga haku



"Biri im! Vdekja e gjithësecilit është në ngjyrën e (shpirtit të) tij."*

"O shpirt që frikësohesh dhe ikën nga vdekja! Në të vërtetë, ti nuk ke frikë nga vdekja, ti ke frikë nga gjendja dhe punët e tua. Ajo që sheh në pasqyrën e vdekjes dhe frikësohesh, nuk është çehrja e vdekjes, por fytyra e shëmtuar e botës tënde të brendshme..." (Mevlana-Xhelaleddin Rumi)

*Kjo fjalë s'ka të bëjë me ngjyrën e trupit të njeriut, por me ngjyrën e shpirtit të tij. Kjo fjalë bazohet në hadithin fisnik, në të cilin thuhet: "Njeriu vdes, ashtu siç ka jetuar" (Muslim, Xhennet, 83.) Pra, nëse kemi jetuar me besim tek Allahu dhe me vepra të mira, vdekja do të jetë e lehtë. Por, nëse gjatë gjithë jetës sonë kemi jetuar duke bërë gjynahe, edhe vdekja jonë do të jetë e keqe. Allahu na ruajttë nga përfundimi i keq.

# ANIMI NGA HAKU

I nderuari **Behlul Dana**, shpesh qëndronte duke vëzhguar murin e anuar të një shtëpie të shkatërruar dhe gjithmonë meditonte për fundin e vet. Përsëri, një ditë, kur ishte ulur përpara shtëpisë së shkatërruar dhe po meditonte thellë, papritur muri rrëzohet. Kjo gjë e lumturoi pa masë Behlul Danën, aq sa lumturia mund të dallohej lehtë në fytyrën e tij. Njerëzit, të cilët e panë dhe nuk mundën ta kuptonin gëzimin e tij të madh, e pyetën me kureshtje të madhe për shkakun e këtij gëzimi. Ndërsa Behlul Dana iu përgjigj me këto fjalë:

"Muri u shemb nga ana që kishte anuar!"

Mirëpo, njerëzit që pak më parë nuk arritën ta kuptonin gëzimin e Behlul Danës, u shastisën edhe më shumë me këtë përgjigje. Për shkak se nuk e kuptuan se çfarë donte të thoshte me ato fjalë, kësaj here e pyetën:

"Mirë, por çfarë ka për t'u habitur këtu?!"

Dhe ai u dha një përgjigje, e cila ishte rezultat i meditimit të tij të thellë:

"Meqenëse në këtë botë çdo gjë rrëzohet nga ana që anon, kur të vdes edhe unë do të shkoj tek Haku inshAllah, sepse edhe animi im është nga Ai. O njerëz! Të mundohemi ta shtojmë animin tonë nga Haku me anë

të rukuve dhe sexhdeve tona, që të mos rrëzohemi në ndonjë anë tjetër!"

Në hadith fisnik, Profeti Ynë (a.s.), shprehet:

*"Njeriu vdes, ashtu siç ka jetuar."* (Muslim, Xhennet, 83)

Duke u bazuar në këtë fakt, besimtari duhet të përpiqet të qëndrojë në rrugë të drejtë, duke anuar gjithmonë nga Haku. Dhe për të arritur këtë, duhet të përpiqet të bëhet një rob i mirë i Allahut, duke zëvendësuar padurimin me durim, harresën me përkujtim (dhikir), mosmirënjohjen me falënderim, kryeneçësinë me bindje, koprracinë me bujari, dyshimin me dije të saktë, hipokrizinë me sinqeritet, gjynahun me teube, gënjeshtrën me të vërtetën dhe shkujdesjen me meditim.

Mevlana i nderuar ka thënë:

"O vëlla! Ti duhet të gjallërohesh me meditim. Trupi yt i përbërë prej mishi dhe kocke, është i njëjtë edhe tek kafshët. Nëse meditimi yt është trëndafil, atëherë ti je në kopshtin e trëndafilave. Pra, je në xhenetin e kësaj bote. Por, nëse meditimi yt është gjemb, ti s'je veçse një trung për t'u djegur."

Vdekja është një fakt i pakontestueshëm për njeriun dhe gjithsecilit do t'i dalë përballë në atë mënyrë që ka jetuar.

Sa bukur shprehet Mevlana në lidhje me këtë çështje:

"*Biri im! Vdekja e gjithësecilit është në ngjyrën e (shpirtit të) tij."*

*"O shpirt, që frikësohesh dhe ikën nga vdekja! Në të vërtetë, ti nuk ke frikë nga vdekja, ti ke frikë nga vetja.*

*Ajo që sheh në pasqyrën e vdekjes dhe frikësohesh, nuk është çehrja e vdekjes, por fytyra e shëmtuar e botës tënde të brendshme. Shpirti yt i ngjan një peme. Ndërsa vdekja është gjethja e asaj peme. Dhe çdo gjethe është sipas llojit të pemës…"*

Të bësh vdekjen një fitore, duke e shpëtuar nga të qenit një humbje dhe ta kthesh atë në një "Sheb-i arus / natë dasme" e jo në një ditë zie, është punë vetëm për ata, të cilët dinë të vdesin dhe që përgatiten për vendin e lumturisë që dëshirojnë të shkojnë pas vdekjes.

Në përgjithësi, njerëzit, me atë që janë marrë më shumë kur kanë qenë gjallë, me atë merren edhe kur janë duke dhënë shpirt. Shembujt negativë dhe pozitivë të këtij fakti, janë të shumtë:

Rebi bin Hajsem (Allahu e mëshiroftë!), tregon:

"Njëherë jam gjendur pranë një njeriu që po jepte shpirt. Unë po e nxitja që të thoshte "La ilahe il-lallah", por ai sikur nuk më dëgjonte fare, lëvizte gishtat dhe bënte llogari sikur po numëronte para."

Edhe një prej dijetarëve të famshëm të hadithit, Abdulaziz Reuuadi, na tregon një ndodhi mësimdhënëse:

Gjendesha në Medine-i Muneuuere. Një natë, kur po shkoja në Mesxhidin Nebeui, një grua m'u afrua e shqetësuar dhe më tha: "Zotëri! Nëse dëshiron të fitosh sevape, eja më ndihmo! Këtu pranë ndodhet një i sëmurë, që është duke thënë shpirt. Të lutem nxite atë të thotë shehadetin!"

Shkova menjëherë atje. Por, megjithëse u mundova

shumë ta nxitja të thoshte shehadetin, nuk pata sukses! Për një moment, hapi sytë dhe tha:

“Sa herë ke që më thua të them të njëjtën gjë! U bë shumë kohë që unë i kam kthyer shpinën asaj fjale dhe fesë islame. Dhe tani nuk po mundem ta them.” Pasi tha këto fjalë, dha shpirt.

Kur u interesova për të mësuar se kush dhe në çfarë gjendjeje kishte qenë, mësova se ai kishte qenë një njeri që vazhdimisht pinte verë. Thashë me vete, padyshim që Rasulullahu (a.s.), ka pasur të drejtë, kur ka thënë: *“Kush e bën zakon pirjen e verës, është si ai që adhuron idhujt.”* (Ibn-i Maxhe, Eshribe, 3)

Në lidhje me frymën e fundit, përveç profetëve, askush nuk është i sigurt. Prandaj, besimtari gjatë gjithë jetës së tij, me frikë dhe me shpresë, duhet të përpiqet të kuptojë të fshehtën e këtij ajeti fisnik: ***“Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!”*** (el-Hixhr, 99)

Në sajë të adhurimit të vazhdueshëm dhe devotshmërisë, njeriu afrohet në miqësi me Hakun. Ndërsa braktisja e adhurimit dhe devotshmërisë në çastet e fundit, është shkak i një humbjeje të hidhur.

Sipas një transmetimi, një rrobaqepës e pyet një dijetar në lidhje me hadithin e Profetit (a.s.), në të cilin thotë: *“Allahu e pranon teuben e robit të Tij, derisa nuk i ka ardhur shpirti në fyt.”* (Tirmidhi, Deauat, 98/3537)

Dijetari i përgjigjet, duke e pyetur:

- Po, ashtu është. Por cili është profesioni yt?

- Unë jam rrobaqepës.

- Çfarë është gjëja më e lehtë në profesionin tënd?

- Të marrësh gërshërën dhe të presësh copën.

- Sa vjet ke që e bën këtë punë?

- Që tridhjetë vjet.

- A do të mund ta presësh copën kur të të vijë shpirti në fyt?

- Jo, nuk do të mundem.

- O rrobaqepës! Atëherë, nëse nuk do të mundesh të bësh një punë që e ke mësuar për një farë kohe dhe të cilën ke tridhjetë vjet që e bën lehtësisht, kur të të vijë shpirti në fyt, si do ta bësh teuben të cilën nuk e ke bërë asnjëherë në jetën tënde? Teuben bëje sot, kur ke fuqi dhe shëndet! Përndryshe, në frymën e fundit nuk do ta kesh të mundur kërkimin e faljes dhe përfundimin e mirë... A nuk e ke dëgjuar ndonjëherë fjalën: *"Nxitoni në teube, pa ardhur vdekja!"* (Munavi, V, 65)

Fakti se në çfarë mënyre do të jetë fryma e fundit, është një e fshehtë hyjnore. Prandaj, duhet të jemi shumë vigjilentë dhe të jetojmë sikur jemi duke ecur në një fushë të minuar. Gjithashtu, nuk duhet të harrojmë kurrë se, siç thotë edhe Profeti ynë (a.s.), *"Jeta e vërtetë, është jeta e botës tjetër"* (Buhari, Rikak 1, Xhihad 33, 110, Menakibu'l-ensar 9, Megazi 29; Muslim, Xhihad 126, 129) Kjo, sepse për t'u bërë një rob të cilin Allahu Teala e do dhe është i kënaqur prej tij, kërkohet bindje e sinqertë ndaj Profetit tonë (a.s.), të cilin Allahu Teala e ka dërguar dhuratë për njerëzimin.

Si përfundim, çdo njeri është i detyruar të ketë kujdes gjendjen e tij shpirtërore dhe për ku është duke u përga-

titur. Llogarinë e këtyre gjërave nuk duhet ta lërë për në frymën e fundit dhe gjithë jetën duhet ta jetojë me këtë botëkuptim. Gjithashtu, duhet t'i bëjë parim në jetën e tij fjalët e Omerit (r.a.), i cili thotë:

حَاسِبُوا اَنْفُسَكُمْ قَبْلَ اَنْ تُحَاسَبُوا

*"Llogaritni veten, përpara se të llogariteni (në gjyqin hyjnor)."* (Ibn-i Kethir, Tefsir, I, 27)

**Ja Rabbi! Bëje devotshmërinë, furnizimin më të mirë të çdo faqeje të librit të jetës sonë dhe një mburojë, të cilën nuk do ta heqim kurrë nga zemrat tona! Mendjen, zemrën dhe të gjithë qenien tonë, në çdo moment drejtoi për nga kënaqësia Jote. Ndërsa frymën tonë të fundit, bëje fillimin e lumturisë sonë të pafundme!..**

**Amin!..**

# Kjo botë nuk është e përhershme
# Mos harro përkohshmërinë!



*Sa çudi është me njeriun që e mashtron veten në këtë botë, ku gjendet si mysafir vetëm për disa ditë! Megjithëse çdo ditë sheh dhe dëgjon për njerëz që vdesin, ai përsëri vdekjen e tij e sheh larg. Veten e tij e pandeh si pronarin e përjetshëm të mirësive të përkohshme, që mund t'i humbasë në çdo çast. Në fakt, në çastin kur shpirtit të njeriut i vishet trupi dhe dërgohet në këtë botë, ai tashmë është një udhëtar i vdekjes. Mirëpo, megjithëse është dërguar në vendin ku duhet të përgatitet për vdekjen dhe përtej saj, në të shumtën e rasteve ai bën një jetë të shkujdesur larg kësaj të vërtete.*

*Për këtë arsye, i nderuari Mevlana na bën thirrje me këto fjalë:*

*"O udhëtar! Shiko bukurinë tënde të fundit në pasqyrë! Mendo shëmtimin e një bukurie kur plaket dhe shkatërrimin e një binaje kur vjetërohet dhe mos u mashtro me atë që sheh në pasqyrë!.."*

## KJO BOTË NUK ËSHTË E PËRHERSHME

### Mos harro përkohshmërinë!

Sipas një transmetimi, një mbret kishte ndërtuar një saraj të mrekullueshëm e përrallor, aq sa çdo dhomë e tij ishte një ekspozitë e veçantë bukurie dhe çdo cep ishte punuar me një art të jashtëzakonshëm zbukurimi. Dyert ishin punuar me modelet më të rralla të basorelievit, ndërsa muret ishin të mbushura me forma kaligrafie të bukura, që të ledhatonin shpirtin. Me një fjalë, nuk ishte e mundur t'i përshkruaje në pak kohë të gjitha veçoritë e atij saraji.

Një ditë, mbreti ftoi në pallat një të dashur të Allahut. Pasi e shëtiti në pallat me një respekt të jashtëzakonshëm këtë njeri të bekuar, që i ishte përgjigjur ftesës që i kishte bërë, filloi t'i tregonte qëllimin për të cilën e kishte ftuar:

*"I nderuar! Si ju duk saraji? Desha të dija mendimin tuaj."*

I dashuri i Allahut, iu përgjigj me këto fjalë:

*"Madhështia materiale e sarajit të verbon sytë, sepse arkitektët dhe artistët që e kanë ndërtuar këtë, kanë përdorur të gjitha aftësitë e tyre. Me një fjalë, çdo gjë është e përsosur!"* Pastaj shtoi:

*"Por ka vetëm një të metë!"*

Mbreti, i cili nuk e priste këtë përgjigje, u çudit dhe me habi të madhe, pyeti:

*"Allah Allah! I nderuar, cila është e meta e këtij saraji?*

I dashuri i Allahut i dha një përgjigje shumë kuptimplote që e zhyt njeriun në oqeanin e meditimit dhe që vlen për krejt gjithësinë:

*"Nuk është e përhershme!.."*

"Nuk është e përhershme!.." Një shprehje e shkurtër dhe e përmbledhur, që mund të thuhet për çdo krijesë, e cila ndodhet në këtë gjithësi dhe që një ditë do të zhduket. Por njëkohësisht, është edhe një shprehje e cila përmban kuptim të gjerë.

Ky fakt, në Kuranin Kerim është shprehur në këtë mënyrë:

***"Çdo gjë që është në Tokë, do të zhduket, e do të mbetet vetëm Fytyra (Qenia) e Zotit Tënd, plot Madhëri dhe Nderim."*** (err-Rrahman, 26-27)

***"...Çdo gjë do të shkatërrohet, përveç Fytyrës (Qenies) së Tij!.."*** (el-Kasas, 88)

Megjithëse nuk ka asnjë krijesë të cilën Allahu e ka përjashtuar nga përkohshmëria, njeriu nuk do që t'i humbasin të mirat që zotëron dhe dëshiron gjithmonë përjetësi dhe pavdekshmëri në këtë botë. Mirëpo, të kërkosh pafundësi në këtë botë të përkohshme ose të kujtosh se ditët e lumtura nuk do mbarojnë kurrë dhe se të mirat që të janë falur nuk do të zhduken, është një shpresë e

kotë dhe i ngjan mashtrimit me mirazhet që shfaqen në shkretëtirë. Sa bukur shprehet një i dashur i Allahut në lidhje me këtë fakt:

*"Mos kërko pafundësi nga kjo botë! Ajo nuk e zotëron as vetë, që të ta japë edhe ty!"*

Ai që e njeh vdekjen, nuk mashtrohet me shijet e kësaj bote të përkohshme dhe ai që e di se në këtë jetë nuk është tjetër veçse një udhëtar, nuk mashtrohet me lodrat e këtij konaku! Kjo, sepse "gjëja" i përket konakut të kësaj bote në një mënyrë të pandashme. Edhe sikur të gjitha mirësitë e përkohshme të mblidheshin tek një njeri dhe ai të jetonte me to njëmijë vjet i lumtur dhe në paqe, përsëri nuk do të kishte dobi!.. Më në fund, vendi ku do të futej, a nuk do të ishte një gropë e errët e kësaj toke?!..

Për këtë arsye, i nderuari **Mevlana** na bën thirrje me këto fjalë:

*"O udhëtar! Shiko bukurinë tënde të fundit në pasqyrë! Mendo shëmtimin e një bukurie kur plaket dhe shkatërrimin e një binaje kur vjetrohet dhe mos u mashtro me atë që sheh në pasqyrë!.."*

Feja islame, duke ia rregulluar njeriut jetën nga djepi deri në varr, e përgatit atë për të fshehtën e botës tjetër dhe të vërtetat e saj të panjohura. Ç'humbje e madhe është jetesa e paqëllimtë e një njeriu që nuk arrin të gjejë lidhjen mes djepit dhe tabutit, të përcaktojë vendin dhe detyrën e tij në gjithësi, si dhe të konceptojë e të njohë urtësinë dhe vlerën e kuptimit të udhëtimit të varrit!

A nuk merr mësim njeriu, kur sheh se freskia dhe

gjallëria e çdo qenieje të përkohshme bluhet vazhdimisht në mullirin e kohës!?

Sa çudi është me njeriun që e mashtron veten në këtë botë, ku gjendet si mysafir vetëm për disa ditë! Megjithëse çdo ditë sheh dhe dëgjon për njerëz që vdesin, ai përsëri vdekjen e tij e sheh larg. Veten e tij e pandeh si pronarin e përjetshëm të mirësive të përkohshme që mund t'i humbasë në çdo çast. Në fakt, në çastin kur shpirtit të njeriut i vishet trupi dhe dërgohet në këtë botë, ai tashmë është një udhëtar i vdekjes. Mirëpo, megjithëse është dërguar në vendin ku duhet të përgatitet për vdekjen dhe përtej saj, në të shumtën e rasteve ai bën një jetë të shkujdesur larg kësaj të vërtete.

Por vjen një ditë dhe, shpirti zhvishet nga rroba e trupit dhe përcillet për në varr, që është dera e botës tjetër, për një udhëtim edhe më të gjatë. Çdo çast që bie në shiritin regjistrues të kohës, na afron edhe më shumë për tek mëngjesi i së vërtetës. Ky fakt shprehet shumë bukur edhe në këtë ajet:

***"Kujtdo, që i japim jetë të gjatë, Ne e bëjmë sërish krijesë të dobët. Vallë, a nuk kuptojnë ata?"*** (Ja Sin, 68)

Para se të vinte shpallja dhe Muhamedi (a.s.), të dërgohej si profet, **Kuss bin Saide**[20] mbajti një fjalim në panairin e Ukazit, ku dha myzhdenë e ardhjes së një

20. Kryetari i fisit Ijad, i cili ka jetuar pak kohë para ardhjes së Muh - medit (a.s.), si i dërguar i Allahut. Ai ka pasur besim monoteist të bazuar në shpalljen që i erdhi Isait (a.s.). Gjithashtu, ishte edhe një orator dhe poet i njohur.

profeti dhe u shpreh se kjo botë është e përkohshme dhe një vend sprove. Ai iu drejtua popullit dhe tha:

*“O njerëz!*

*Ejani, dëgjoni, ngulitni në mend dhe merrni mësim!*

*Kush jeton, vdes; kush vdes, tretet e humbet! Bie shiu e mbin bari, fëmijët lindin e zënë vendin e prindërve, pastaj të gjithë ikin e zhduken! Këto ndodhi nuk ndërpriten, ato ndjekin njëra-tjetrën!*

*Vini vesh e dëgjoni me kujdes! Ka lajme nga qielli se në tokë ka gjëra mësimdhënëse! Toka është dyshek i shtruar, ndërsa qielli, një tavan i lartë. Yjet ecin, detet qëndrojnë. Kush vjen, nuk mbetet, kush ikën nuk kthehet. Vallë, nuk kthehen, sepse janë të kënaqur nga vendi ku kanë shkuar, apo mbahen (me forcë) dhe zhyten në gjumë?..*

*Betohem se te Allahu është një fe e cila është shumë më e dashur se kjo që keni ju sot.*

*Dhe është një Profet i Allahut, ardhja e të cilit është shumë e afërt. Hija e tij ka rënë mbi koka tuaja. Lum për atë që do ta besojë dhe do ta mësojë rrugën e drejtë prej tij! Mjerë për atë që do ta mohojë e do t’i dalë kundër!*

*Jazëk u qoftë popujve që jetën e tyre e kalojnë të shkujdesur!*

*O njerëz!*

*Ruhuni nga shkujdesja! Çdo gjë është e përkohshme, vetëm Allahu është i përjetshëm. Ai është një i*

*vetëm, nuk ka shok e të barabartë! Ai s'ka lindur kënd dhe as është i lindur. Vetëm Ai duhet adhuruar!*

*Në ata që erdhën në këtë botë dhe shkuan para nesh, ka shumë mësime për ne.*

*O fisi Ijad! Ku janë etërit dhe gjyshërit tuaj? Ku janë Adi dhe Themudi, që ndërtonin tempuj të stolisur dhe shtëpi prej guri? Ku janë Faraoni dhe Nemrudi që, të fryrë nga ndjenja e krenarisë për pasuritë e kësaj bote, u thoshin popujve të tyre: "Unë jam Zoti juaj më i madh!"*

*Kjo tokë i bloi ata në mullirin e vet dhe i bëri pluhur. Madje edhe kockat e tyre u shkërmoqën dhe u shpërndanë. Edhe shtëpitë e tyre ngelën të shkreta. Vendin e tyre tani e gëzojnë qentë! Ruhuni dhe mos u bëni të shkujdesur si ata. Mos shkoni gjurmëve të tyre. Çdo gjë është e përkohshme, vetëm Allahu është i përjetshëm!*

*Lumi i vdekjes ka shumë vende për të hyrë në të, por s'ka asnjë vend për të dalë prej tij!.. I vogël a i madh, të gjithë ikin e mërgojnë. Ç'i ka gjetur të tjerët, do më gjejë edhe mua."* (Bejhaki, *Kitabu'z-Zuhd,* II, 264; Ibn-i Kesthir, *el-Bidaje,* II, 234-241; Hejthemi, IX, 418)

Si përfundim, nuk duhet të harrojmë kurrë se defteri i jetës së kësaj bote ku ndodhemi si mysafirë, një ditë do të mbarojë papritur dhe se jeta e vërtetë dhe e përjetshme është ajo e botës tjetër, për të cilën duhet të përgatitemi që tani.

Sa bukur e ka thënë imam Shafiu (Allahu e mëshiroftë!):

*"Është e pamendueshme që karvanët të ndërtojnë shtëpi gjatë udhëtimit! Ai që dëshiron të arrijë në vendin për ku është nisur, nuk fle në stacion."*

**Lusim Allahun që zemrat tona të mbushen me dashuri dhe respekt ndaj Profetit tonë të dashur (a.s.) dhe të pajisemi me moralin e lartë të atij personaliteti shembullor.**

**Amin!..**

# Zemërimi hyjnor dhe receta e shpëtimit



*Historia është një monument madhështor, që i jep mësim dhe udhëzon të gjithë njerëzimin si me faqet e saj të arta, ashtu edhe me skenat e saj të errëta dhe të dhunshme. Dielli mbi kokat tona, është po i njëjti diell, që pasi shndriti për një periudhë kohore mbi pallatet dhe thesaret e Faraonëve, Hamanëve, Nemrudëve, Adëve dhe Themudëve, shndriti me madhështi edhe mbi rrënojat e tyre. Po sot, kush i gëzon ato pallate madhështore?*

*Kurani Kerim është shërim për shpirtrat e lënduar, një burim urtësie hyjnore, që u fal zemrave të lodhura qetësi dhe një horizont të gjerë meditimi. Është gjuha e tokës dhe e qiellit. Është thesar begatie dhe paqeje për shpirtrat.*

# ZEMËRIMI HYJNOR DHE RECETA E SHPËTIMIT

Për një rob, nuk mund të ketë nder më të madh se bashkimi me Hakun dhe poshtërim më të madh se rënia larg Tij. Ata që kanë fituar vlerë tek Allahu Teala, e kanë fituar për shkak se mirësinë e besimit e kanë zbukuruar me ndjenja të larta shpirtërore, me dashuri dhe emocione të thella fetare. Ndërsa shpirtrat e errët, që nuk kanë përfituar qoftë edhe një grimcë të dashurisë së Allahut, -Allahu na ruajtë- janë poshtëruar për shkak se kanë ndjekur hap pas hapi gjurmët e iblisit të mallkuar.

Historia, faqet e së cilës nuk mund të fshihen, është e mbushur me skena që na njoftojnë për fundin e hidhur të atyre, që nuk i janë përgjigjur thirrjes hyjnore, të atyre që kanë tradhtuar fenë e Allahut, duke u munduar ta prishin atë dhe të atyre që i kanë komentuar fjalët e Allahut sipas dëshirave të tyre. Një nga këto skena tregohet në një hadith, të cilin e transmeton **Enes bin Malik** (r.a.):

"Ka qenë një njeri i krishterë (prej bijve të Nexhxharit), i cili më vonë u bë mysliman. Ai mësoi përmendsh suret el-Bekare dhe Al-i Imran dhe për një farë kohe u bë shkrues i vahjit (shpalljes) pranë Profetit (a.s.). Por më vonë, ky njeri i ulët u kthye përsëri në fenë e krishterë. Pas kësaj tradhtie, ai filloi të shpifte gënjeshtra, duke

thënë se:

"Muhamedi nuk di gjë, përveç atyre që i kam shkruar unë."

Për shkak të kësaj poshtërsie që tregoi ndaj fesë dhe Profetit tonë (a.s.), Allahu Teala e shkatërroi. Të krishterët e varrosën, por në mëngjes vunë re se toka e kishte nxjerrë jashtë kufomën e tij. (Pas kësaj, filluan të flasin kundër myslimanëve, duke thënë):

"Këtë e kanë bërë Muhamedi me shokët e tij. Ata e zhveshën prej qefinit vëllain tonë të fesë dhe e hodhën në shesh, për shkak se ai u largua prej tyre."

Më vonë, ata gërmuan një gropë më të madhe për të dhe e varrosën aty. Mirëpo, kur erdhi mëngjesi, ata panë se ai përsëri gjendej lart mbi tokë. Të krishterët i përsëritën edhe njëherë shpifjet kundër myslimanëve dhe kësaj here bënë një gropë më të madhe dhe më të thellë. Por në mëngjes panë se toka e kishte nxjerrë përsëri jashtë. Më në fund, e kuptuan se kjo nuk ishte një punë e bërë prej njerëzve dhe ikën duke e braktisur atë në qiell të hapur. (Buhari, Menakib, 25; Muslim, Munafikin, 14)

Në lidhje me këtë ndodhi, Ahmed bin Hambel përmend edhe këtë shtesë:

(Duke vazhduar transmetimin e tij, Enes bin Malik thotë):

Kur vdiq ai, Profeti (a.s.), tha:

*"Atë nuk e pranon toka!"*

Njerku im, Ebu Talha, shkoi te vendi ku ishte varrosur ai njeri dhe pa se ai ishte lënë në mes të sheshit. Kur

pyeti përqark:

"Si është puna me këtë njeri?" Ata (të krishterët) iu përgjigjën:

"Ne e varrosëm disa herë, por toka nuk e pranoi dhe e hodhi jashtë." (Ahmed, III, 120)

Ja pra, kjo është ndodhia mësimdhënëse e fundit tragjik të një fatkeqi, i cili nuk ia diti vlerën islamit dhe, duke e tradhtuar atë, u mundua ta shtrembëronte me shpifje... Dënimet që kanë pësuar njerëzit dhe popujt që shthuren dhe dalin nga rruga e fesë së vërtetë dhe e moralit të bukur, njësoj si ndodhia e mësipërme, dalin në pah si shfaqje të hakmarrjes hyjnore.

Nemrudi, Faraoni dhe të gjithë ata që ndoqën gjurmët e tyre, mohuan Hakun dhe për pasojë, i dhanë lamtumirën ndjenjës dhe nderit njerëzor në këtë botë. U zhytën në padrejtësi dhe në fund u zhdukën të mallkuar e të poshtëruar.

Qiejt nuk derdhën lot për ta, zemrat nuk rënkuan aspak dhe për ta nuk qau askush. Përkundrazi, ata u shkatërruan dhe u zhdukën në errësirën që ra mbi ta dhe vajtimet e tyre.

Allahu Teala, me anë të librave dhe profetëve të Tij, i ka dhënë njerëzimit recetën për të jetuar me nder dhe me ndjenja njerëzore. Umeti më me fat në këtë çështje, është umeti i Muhamedit (a.s.), sepse ne jemi gostitur me Kuranin Kerim, që i është shpallur zemrës së bekuar të Profetit tonë (a.s.), i cili ishte mëshirë për të gjitha botët.

Kurani Kerim është përmbledhja e këshillave, urdhrave dhe ndalesave, që e orientojnë njeriun drejt moralit të

bukur, vetëdijes së të qenit rob i Allahut dhe lumturisë së përjetshme. Gjithashtu, ai është shërim për shpirtrat e lënduar, një burim urtësie hyjnore, që u fal zemrave të lodhura qetësi dhe një horizont i gjerë meditimi. Është gjuha e tokës dhe e qiellit. Është thesar begatie dhe paqeje për shpirtrat.

Historia dëshmon se individët, familjet dhe popujt janë zhvilluar dhe kanë lulëzuar në përpjesëtim me respektin që kanë pasur ndaj amanetit hyjnor, Kuranit Kerim. Për këtë arsye, një jetë larg Kuranit, do të thotë vetëvrasje absolute e përjetësisë. Nuk ka gabim më të madh, që ia nxin jetën njeriut, sesa neglizhenca, e cila tregohet ndaj Kuranit. Ata që jetojnë larg dritës së Kuranit, janë udhëtarë të errësirës.

Kurani Kerim vjen prej شَعَآئِرُ اللّٰهِ sheairullahut. Nderi dhe respekti që tregohet ndaj Kuranit, në të njëjtën kohë është një tregues i devotshmërisë së robit ndaj Allahut. Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Po, kështu është! Ndërsa kush madhëron shenjat e fesë së Allahut, tregon përkushtimin e zemrës së tij."*** (el-Haxh, 32)

Kurani është simbol i një dashurie të madhe për çdo zemër që e njeh Zotin e vet dhe i drejtohet Atij me dashuri. Për shpirtin e njeriut, Kurani Kerim është një derë madhështore, që hapet në thellësitë e botës së meditimit. Për këtë arsye, të dashurit e Hakut i kanë dhënë shumë rëndësi çdo fjale, madje çdo gërme të Kuranit, duke u munduar të kuptojnë fshehtësitë e tyre. Ata janë shprehur se të gjitha dituritë dhe veprat që kanë shkruar,

janë frymëzuar nga drita e Kuranit Kerim.

Allahu Teala e ka zbritur Kuranin si "shërim dhe mëshirë" për besimtarët. Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje."*** (el-Isra, 82)

Mësimi i urtësive të këtij libri kaq madhështor, me qëllim që ta kuptojmë atë në mënyrën më të përsosur, është kusht edhe i krijimit, edhe i besimit tonë. Për këtë arsye, kur të jemi duke e lexuar Kuranin, duhet të meditojmë thellë mbi ajetet e tij dhe të mbledhim në zemrat tona urtësitë e të vërtetave të tij.

Në një hadith fisnik, i Dërguari i Allahut (a.s.), na paralajmëron me këto fjalë:

*"Do të vijë një kohë, kur do të shtohen lexuesit (e Kuranit) dhe do të pakësohen fakihët (njerëzit e ditur dhe të devotshëm). Dija do të tërhiqet dhe do të merret (nga mesi i njerëzve). Më vonë, do të vijë një kohë, kur ajo që lexohet, nuk do të kalojë më poshtë fytit të njerëzve."* (Hakim, Mustedrek, V, 504)

Për fat të keq, në kohën tonë, kur kemi më shumë nevojë për urtësinë dhe ushqimin shpirtëror të Kuranit, disa njerëz kanë filluar të japin fetva në lidhje me leximin dhe mësimin e Kuranit edhe pa pasur abdest. Në fakt, të katër medhhebet e ehli sunnetit, me konsensus të plotë, e kanë gjykuar si haram prekjen e Mushafit pa abdest.[21] Ky fakt është "ixhmaja" që kanë ndjekur fakihët që prej 1400 vjetësh.

21. *el-Meusuatu'l-Fikhijje,* XVIII, 322.

Në lidhje me këtë temë, Tirmidhiu transmeton këtë hadith të saktë:

*“Kuranin nuk mund ta lexojë, as gruaja me të përmuajshme dhe as dikush që është xhunub.”* (Tirmidhi, Taharet, 98/131)

Gjithashtu, në lidhje me këtë temë janë edhe disa hadithe të tjerë:

*“Kuranin të mos e prekë askush, përveç atyre që janë të pastër.”* (Hakim, I, 553/1447)

*“Kuranin ta prekin veç ata që janë të pastër.”* (Muuatta, Kuran, 1)

Në një ajet fisnik urdhërohet:

***“Ne të kemi shpallur Librin, i cili është përkujtesë për ju. Vallë, a nuk po kuptoni?*** (el-Enbija, 10)

**Ja Rabbi! Ngjalli zemrat tona me Kuran dhe me Sunetin e Profetit (a.s.). Na bëj të mundur që ta lexojmë Kuranin, duke treguar respektin e duhur dhe të përfitojmë prej atmosferës së tij shpirtërore.**

**Amin...**

# Kurthi i nefsit Emmare



*"Ikja e qengjit prej ujkut nuk është çudi, sepse ujku është armiku dhe gjahtari i tij. Çudi është, kur qengji dashurohet me ujkun dhe i fal zemrën atij."*

*"Trupit tënd mos i jep shumë mjaltë dhe yndyrë, sepse kush e ushqen atë më shumë seç duhet, bie pre e dëshirave të nefsit dhe në fund, ikën i poshtëruar."*

*"Shpirtin ushqeje me ushqime shpirtërore. Jepi mendim të pjekur, botëkuptim të thellë dhe ushqime shpirtërore, që të marrë forcë për atje ku duhet të shkojë." (Mevlana-Xhelaleddin Rumi)*

# KURTHI I NEFSIT EMMARE

Mevlana, me anë të një përralle ilustruese, mundohet të na tregojë se cilat dredhi përdor nefsi emmare për të shkatërruar gjithçka që është shpirtërore. Në këtë përrallë, miu simbolizon nefsin emmare, ndërsa bretkosa simbolizon ndjenjat shpirtërore:

*"Një mi hileqar dhe një bretkosë besnike, si pasojë e kaderit, takohen në bregun e një përroi dhe bëhen miq të ngushtë. Me qëllim që kjo miqësi të vazhdonte gjatë, ata vendosën një kohë takimi. Në këtë mënyrë, çdo mëngjes takoheshin në një vend të caktuar, qanin hallet dhe ngushëllonin njëri-tjetrin.*

*Në këto takime, të dyve u qetësohej shpirti dhe zemra. Ata i tregonin njëri-tjetrit histori të ndryshme, flisnin për ngjarje që u kishin ndodhur dhe secili e dëgjonte tjetrin me vëmendje të madhe. Ata flisnin pa zë dhe pa gjuhë.*

*Miu, i cili ishte usta në mashtrim, kur takohej me bretkosën gëzohej shumë, sytë e tij të vegjël lëshonin dritë, emocionohej dhe i tregonte bretkosës jetën e tij pesëvjeçare të mbushur me aventura.*

*Një ditë, miu mashtrues i thotë bretkosës:*

*"O mik i mirë që i ndriçon mendjen çdokujt! Kur më*

*mërzitej shpirti dhe vija tek ti për të të thënë ndonjë të fshehtë, për të qarë hallin dhe për të marrë mendimin tënd, ti ishe gjithmonë brenda në ujë. Unë vija në breg të përroit, thërrisja, bërtisja e çirresha, duke thënë: "Ku je o mik?", por ti nuk më dëgjoje. Ti qëndron në fund të thellësive dhe nuk e dëgjon vajin e atyre që ta kanë nevojën! O bretkosë fisnike! Unë nuk ngopem me ty. Ka ca kohë që nuk më mjafton!"* Për pak çaste heshti, pastaj vazhdoi, duke thënë:

*"O miku im i dashur dhe i shtrenjtë! Nuk mund të rri, qoftë edhe një moment pa të parë. Ditën, je drita e syve të mi, suksesi im dhe çdo gjë. Natën, je vendimi im, gëzimi, gjumi dhe ëndrra ime! Nëse ti tregohesh bujar dhe i butë me mua, më kujton dhe më gëzon, kjo është sepse ti je zemërmirë!"* Miu tha edhe shumë fjalë të tjera të bukura, me të cilat e lëvdonte bretkosën. Pastaj, duke treguar gjendjen e tij shpirtërore, kërkoi ndihmë prej bretkosës:

*"I dashuri im! Eja dhe me moralin tënd të bukur, më ndriço zemrën! Mos ma vër re shëmtinë dhe karakterin tim të keq. Unë jam i mbushur me helm si gjarpër mali! Edhe unë jam i shëmtuar, edhe karakteri im!*

*Ky rob me nevoja të pafundme, ka nevojë për pafundësinë tënde. Mos e kurse mirësinë tënde ndaj meje! Nëse vdes, përsëri mirësia jote do të derdhë lot për mua! Fjalët që do t'ia thuash dheut tim pasi të vdes, thuaja tani veshit tim të hidhëruar!*

*O vëlla! Unë i takoj tokës, sepse jam prej tokës. Ndërsa ti gjendesh brenda në thellësi të ujërave. Je*

*burim paqeje, sulltan mëshire, vepërmirë dhe plotësues dëshirash! Tregohu aq dashamirës dhe zemërmirë, saqë unë të të vij pranë në çdo çast!*

*Unë qëndroj në breg të përroit, duke të thirrur me gjithë shpirt. Mirëpo ti nuk ke mëshirë për mua dhe nuk më përgjigjesh! Unë nuk mund të kridhem në ujë, sepse jam krijuar prej tokës dhe jam rritur në tokë! Ose dërgo një korrier dhe më ndihmo, ose më trego një shenjë, me të cilën të komunikojë me ty!"*

*Miu si një mik i rremë që ishte, më në fund e bindi bretkosën dhe së bashku vendosën të gjenin një litar të gjatë, të cilin, kur ta tërhiqnin, do të gjenin njëri-tjetrin.*

*Miu:*

*"Njërën anë të litarit e lidhim në këmbën e këtij robi që të do kaq shumë, anën tjetër e lidhim në këmbën tënde! Me anë të këtij litari, ti dhe unë që jetojmë në trupa të ndryshëm, do të bashkohemi, ashtu siç bashkohet trupi me shpirtin dhe do të bëhemi një trup i vetëm!"*

*Bretkosa shpirtmirë, do të zhytej në ujin e saj dhe, sapo të kishte shpëtuar prej "miut (trupit)", ai do të fillonte ta tërhiqte me litar drejt tokës. Kjo tërheqje do t'i shkaktonte dhimbje të mëdha bretkosës shpirtmirë! Po të mos ishte kjo tërheqje e këtij miu truprishur, bretkosa do të jetonte e qetë dhe e lumtur në ujin e saj!*

*"Ashtu të bëjmë! Njërën anë të litarit e lidhim në këmbën time, tjetrën e lidhim në këmbën tënde! Kështu që, kur unë ta tërheq litarin prej kësaj toke të thatë, ti*

*do ta kuptosh që unë dua të të shoh."- tha miu.*

*Bretkosa e pranoi këtë propozim, megjithëse nuk i pëlqeu. Pastaj tha me vete:*

*"Vallë, në çfarë kurthi do të më tërheqë ky mi i pistë?"*

*Për sa i përket miut, ai u gëzua jashtë mase. Tashmë, për t'u takuar me bretkosën, i mjaftonte të tërhiqet litarin e dashurisë. Ndërsa bretkosa u krodh në ujë e zhytur në mendime, miu lozte e kërcente mbi tokë dhe i thoshte vetes:*

*"Sido që të jetë, njërën anë të litarit e kam në dorë! Do ta shoh atë sa herë që të kem dëshirë..."*

*Ndërsa ishte duke menduar këto gjëra, një sorrë e uritur zbret papritur dhe e kap miun e shkujdesur. Kur sorra u ngrit të fluturonte, prej ujit doli edhe bretkosa e cila ishte e lidhur me litar mbas miut. Miu ndodhej në sqepin e sorrës, ndërsa bretkosa lëkundej në ajër e lidhur nga këmba.*

*Ata që e shihnin, thoshin: "Çfarë dredhie përdori sorra që arriti të kapë edhe bretkosën, e cila jeton në ujë?"*

*Kurse bretkosa, e cila lëkundej në ajër, thoshte:*

*"Kjo është gjendja e atyre, të cilët qëndrojnë larg thellësive shpirtërore dhe bëhen miq me të poshtrit. Gjendja ime le të jetë mësim për ata që i nënshtrohen nefsit[22]!"*

---

22. Nefs: Ndjenjat, epshet dhe nevojat trupore, të cilat, nëse nuk kontr - llohen, e nxisin njeriun në punë të këqija. Por nëse edukohen dhe kontrollohen, e ngrenë njeriun në grada të larta.

Një gjë është e vërtetë! Nefsi i edukuar e ngre njeriun në një pozitë të lartë në mesin e të gjitha krijesave. Ndërsa një nefs i paedukuar, e ul njeriun dhe e bën “esfel-i safilin” (më ulëtin e të ulëtve). Pra, nefsi është si një thikë me dy tehe. Nëse e edukon, të çon në mirësi, por, nëse nuk e edukon, të fut në bela.

Gazaliu (Allahu e mëshiroftë!), duke e përngjarë nefsin me një kalë të egër dhe shpirtin me një kalorës, thotë:

“Kalorësi që e edukon (e zbut) kalin e tij, mund ta drejtojë atë (kalin) atje ku dëshiron. Mirëpo kali që nuk edukohet, ka shumë mundësi që ta hedhë kalorësin në humnerë.”

Për këtë arsye, pastrimi i nefsit është një përgjegjësi jetësore për besimtarin. Në lidhje me këtë përgjegjësi, Allahu Teala shprehet:

***“Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do të dështojë.”*** (esh-Shems, 9-10) Pra, kush e edukon dhe e zbut nefsin e tij, përparon i sigurt në rrugën e drejtë. Por në të kundërtën, kush e lë atë (nefsin) vetëm për vetëm me furinë dhe egërsinë e tij, do të pësojë humbjen e përjetshme. Në lidhje me këtë çështje, Profeti ynë (a.s.), ka thënë:

*“Muxhahid[23], është ai që bën xhihad[24] me nefsin e tij.”* (Tirmidhi, Fedailu’l-Xhihad, 2; Ahmed, VI, 20)

23. Luftëtar, dikush që përpiqet ose lufton për të arritur një qëllim.
24. Luftë, përpjekje.

Ndërsa në një hadith tjetër, thuhet:

*"Ajo që kam më shumë frikë për umetin tim, është ndjekja e dëshirave të nefsit të tyre."* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 12)

Edhe i nderuari Mevlana na bën thirrje me këto fjalë:

*"O udhëtar i Hakut! Nëse dëshiron të mësosh të vërtetën, as Musai dhe as Faraoni nuk kanë vdekur. Ata jetojnë edhe sot brenda teje. Janë fshehur në qenien tënde dhe vazhdojnë të luftojnë në shpirtin tënd! Prandaj, këta dy persona, që janë armiq të njëri-tjetrit, duhet t'i kërkosh në veten tënde!"*

*"Mos u mundo ta ushqesh dhe ta përmirësosh tepër trupin tënd, sepse, në fund ai do t'i bëhet kurban tokës. Por mundohu të ushqesh shpirtin, sepse ai do të shkojë tek i Larti dhe do të nderohet."*

*"Trupit tënd mos i jep shumë mjaltë dhe yndyrë, sepse kush e ushqen atë më shumë seç duhet, bie pre e dëshirave të nefsit dhe në fund, ikën i poshtëruar."*

*"Shpirtin ushqeje me ushqime shpirtërore. Jepi mendim të pjekur, botëkuptim të thellë dhe ushqime shpirtërore, që të marrë forcë për atje ku duhet të shkojë."*

Xhunejd Bagdadi, pasi thekson se nefisi i pazbutur dhe i papastruar është një perde e trashë midis Allahut dhe robit, thotë:

*"Bëjeni kurban (prijeni) nefsin emmare që keni. Ta dini se jeta e vërtetë, është e mundur vetëm me shpëtimin prej nefsit emmare."*

Ndërsa Sheh Shibli na tërheq vëmendjen në këtë fakt:

*"Pa vdekur nefsi, nuk ngjallet shpirti. Ashikët*[25] *e gjetën jetën e shpirtit, në vdekjen e nefsit."*

Nuk duhet harruar, se në thelb të nefsit ekziston edhe një anë me përbërje pozitive. Detyra e qenies njerëzore, është ta pastrojë atë nga gjërat negative dhe dëshirat e ulëta, me anë të edukimit shpirtëror. Si rezultat i këtij pastrimi, del në pah aftësia e njeriut për të qenë mik i Allahut. Pra, tasavufi është arti i pastrimit të nefsit, për t'u bërë njeri i përsosur. Ndërsa, kur besimtarët e përsosur arrijnë të zbukurojnë jetët e tyre me moral të bukur dhe urtësi, bëhen Kurane të gjallë që ecën mbi tokë.

Mundësia për të hyrë në atmosferën shpirtërore të Kuranit Kerim, i cili është i mbushur plotë me fshehtësi dhe urtësi, varet nga arritja e përsosmërisë me anë të pastrimit të nefsit. Në lidhje me këtë, Mevlana i nderuar thotë:

*"Kuptimin e Kuranit kërkoje tek ai që është bërë kurban përpara Kuranit, që e ka nënshtruar unin, është përulur dhe shpirti i tij është bërë njësh me Kuranin."*

**Ja Rabbi! Na ruaj nga hilet dhe dredhitë e nefsit tonë. Forcoji këmbët tona dhe na bëj të qëndrueshëm në rrugën e drejtë. Zemrat tona zbukuroji me virtyte që i do dhe ji i kënaqur prej tyre...**

**Amin!..**

25. Të dashuruarit me Allahun. Njerëzit e devotshëm.

# Zemrat e vdekura, që nuk pranojnë këshilla



*Njeriu që nuk e njeh mëshirën, ka humbur çelësin që hap derën e thesarit dhe lumturisë më të madhe. Kjo, sepse mëshira është dëshmitari i njerëzisë sonë në këtë botë dhe virtyti hyjnor, që na afron shpirtërisht me Allahun.*

# ZEMRAT E VDEKURA, QË NUK PRANOJNË KËSHILLA

Sado urtësi të përmbajë një thënie, ata që kanë zemra të vdekura nuk do të arrijnë të përfitojnë asnjë gllënjkë nga ai oqean urtësie. Këtë dëshiron të na thotë edhe **Sheh Sadi** me këtë tregim të përmbledhur në veprën e tij "Gylistani":

"Një karvan tregtie, që kishte arritur fitime të mëdha, po kthehej në vendin e vet i gëzuar dhe i lumtur. Një grup kusarësh, që e kishte marrë vesh se ata kishin fituar shumë para, kishte zënë pusi dhe po priste momentin për të sulmuar karvanin. Kur karvani u afrua, kusarët që u kishin dhënë lamtumirën ndjenjave dhe nderit njerëzor, dolën nga vendi ku ishin fshehur, si mizat që vërsulen drejt mishit të kalbur dhe morën të gjithë mallin e tregtarëve. Kjo ndodhi e hidhur, ua ngriu buzëqeshjen fytyrave të tregtarëve dhe e zhduku gëzimin që kishin në zemra. Tregtarët nuk dinin si të vepronin, prandaj filluan t'u luteshin e t'u përgjëroheshin kusarëve, e mira dhe e keqja e të cilëve ishte e paqëndrueshme në zemrat e tyre, ashtu siç nuk qëndron boja në një letër me vaj:

*"Nëse e doni Allahun dhe Profetin, mos na e bëni këtë të keqe. Nëse keni sadopak ndërgjegje, kini më-*

*shirë për ne dhe mos na bëni padrejtësi".*

Mirëpo, asnjë prej këtyre lutjeve dhe përgjërimeve nuk arriti t'i prekë zemrat e kthyera në një burg të errët të këtyre kusarëve.

Deshi Allahu që në atë karvan të gjendej edhe **Llukmani Hakimi**. Njëri nga tregtarët që i ishte marrë i gjithë malli, shkoi pranë tij dhe me kokë të ulur i thotë:

*"O njeri i urtë! Çdo fjalë e jotja është e mbushur me urtësi dhe urtësia i zgjon zemrat. Mbase me fjalët e tua që hapin zemrat, zbuten edhe këta njerëz zemërgurë. U thuaj ndonjë fjalë të mençur dhe këshilloji ata. Mbase i vret ndërgjegjja. Të paktën të na lënë një pjesë të mallit. Nëse i marrin të gjitha, do të falimentojmë dhe për ne do të jetë fundi."*

Llukman Hakimi, që e kishte vëzhguar më parë botën e shkatërruar të zemrave të këtyre kusarëve, i përgjigjet tregtarit me këto fjalë shumë kuptimplote:

*"Në fakt, fjalët e mençura që do t'u thuhen atyre, do të shkojnë kot. Hekuri i ndryshkur nuk mund të pastrohet me pastë ndriçimi. Siç nuk është e mundur që gozhda e hekurit ta shpojë gurin dhe të ngulet në të, edhe këshilla ndaj një zemre të zezë, që është kthyer në burg dhe ka humbur ndërgjegjen, është e padobishme!.."*

Ata që kanë zemra të vdekura, të cilave nuk u ka ngelur dëshirë tjetër prej dëshirave të nefsit, në këtë botë nuk kanë qëllim tjetër përveçse të hanë, të pinë dhe të harxhojnë jetën me dëshira dhe epshe kalimtare. Ky ajet fisnik shpalos para syve tanë botën shpirtërore të njerëzve të tillë:

***“A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë dhe kuptojnë? Ata nuk janë tjetër, veçse si bagëti. Madje, ata janë edhe më të shmangur nga rruga e drejtë.”*** (el-Furkan, 44)

Megjithëse mohuesit i dëgjonin këshillat e mbushura plot urtësi të Kuranit Kerim, për shkak të botës së errët shpirtërore që kishin, nuk arrinin t'i kuptonin të vërtetat e tij. Prandaj dhe në një ajet fisnik, Allahu Teala i përngjet këta njerëz pa ndjenja me të vdekurit:

***“Sigurisht që ti (Muhamed), nuk mund t'i bësh të vdekurit të dëgjojnë, as nuk mund t'i bësh të shurdhërit të dëgjojnë thirrjen tënde, kur të kthejnë shpinën! Ti nuk mund t'i nxjerrësh as të verbërit nga humbja e tyre!..”*** (en-Neml, 80-81)

Sa mësimdhënëse është kjo ndodhi, e cila pasqyron gjendjen e atyre që janë të shkujdesur nga bota shpirtërore dhe që zemrat e tyre ndodhen larg të vërtetave dhe urtësive hyjnore:

Një nga të dashurit e Allahut, i nderuari **Nexhmeddin Kubra**, së bashku me nxënësit e tij shkoi të merrte pjesë në varrimin e një njeriu të devotshëm. Kur filloi të bëhej lutja për të vdekurin, **Nexhmeddin Kubra** papritur buzëqeshi. Nxënësit u çuditën me buzëqeshjen e mësuesit të tyre në një moment të tillë dhe e pyetën për urtësinë e këtij veprimi. Në fillim nuk deshi t'ua shpjegonte, por kur nxënësit ngulën këmbë, ai tha:

*“Zemra e atij që po bën lutjen është e vdekur. Ndërsa zemra e të vdekurit që është në varr, është e gjallë. Unë u çudita se si një njeri me zemër të vdekur bën*

*lutje për atë që ka zemër të gjallë.”*

Një besimtar që e pastron nefsin dhe zemrën e tij, vazhdon të jetojë edhe pasi të ketë vdekur. Ndërsa ata që nuk e bëjnë këtë, edhe pse mund të jenë të gjallë, nuk kanë dallim nga të vdekurit.

Në të kundërtën e zemrave të gjalla të profetëve dhe robërve të devotshëm, zemrat e vdekura i kanë mbyllur të gjitha dyert e përfitimit, madje edhe ndaj besimit. Pra, zemrat e tyre janë të vulosura. Këto zemra të vdekura, të cilat janë të verbra ndaj dritës së udhëzimit, recetën e shpëtimit dhe të lumturisë, që i kanë ofruar profetët dhe të dashurit e Allahut, e kanë kundërshtuar ose janë treguar indiferentë ndaj saj për shkak se ajo binte ters me dëshirat e ulëta të nefsit të tyre.

Si shembull për këtë, mund të japim Ebu Xhehlin, i cili ishte një njeri shumë i aftë. Për shkak të zgjuarsisë së madhe që kishte, thirrej edhe me nofkën “Ebu'l Hikem” (babai i urtësisë). Mirëpo, ai e çoi dëm zgjuarsinë që zotëronte. Ngeci në vorbullën e nefsit të tij dhe, për shkak se kishte një zemër të sëmurë, madje të vdekur, ai nuk mundi t'i kuptonte dhe t'i dëgjonte të vërtetat hyjnore që Profeti ynë (a.s.), ia kumtoi në mënyrë të përsëritur. Në këtë mënyrë, ai u bë shoku më i ngushtë i shejtanit, duke u zhytur në batakun e kryeneçësisë dhe gjynahut. Më në fund, ai u bë një nga armiqtë më të egër të Rasulullahut (a.s.), i cili më parë e kishte lavdëruar për karakterin dhe personalitetin e tij të drejtë. Prandaj, ai e meritoi që deri në ditën e kijametit të kujtohet si “Ebu Xhehil” (babai i injorancës).

Për shkak të tiranisë dhe mohimit, edhe Atilla me Skënderin, më parë u bën armiqtë e vetes, pastaj u bënë armiqtë e të gjithë njerëzimit. Kjo, sepse ata, siç thotë edhe Mevlana, u zhytën dhe u dehën me pasuritë e kësaj bote dhe famën, të cilat janë prej sprovave të Allahut Teala. Në vend që forcën e tyre ta harxhonin në mirësi, ata e përdorën në rrugën e dëshirave të nefsit të tyre, duke mohuar dhe bërë padrejtësi. Deti i gjynaheve në të cilin ishin zhytur, u verboi sytë e zemrës. Për shkak se pandehën si lumturi mjerimin e tyre, u privuan nga drita e besimit dhe shkuan nga kjo botë duke e çuar dëm jetën e tyre.

Në Kuranin Kerim, privimi nga udhëzimi, në përgjithësi përmendet pas fjalëve "**zullum**", "**mohim**", "**gënjeshtër**" dhe "**fisk**"[26]. Kjo tregon se këto janë gjynahet kryesore që bëhen shkak i largimit të robit nga drita e udhëzimit dhe i humbjes së ndjenjave të tij shpirtërore.

Për këtë arsye, një besimtar duhet të ketë si parim virtytet e larta si mëshira, butësia dhe altruizmi, të cilat janë treguesit kryesorë të një zemre të gjallë. Ajo që e dallon besimtarin e vërtetë nga jobesimtari, është se besimtari ka më tepër mëshirë.

Njeriu që nuk e njeh mëshirën, ka humbur çelësin që hap derën e thesarit dhe lumturisë më të madhe. Kjo, sepse mëshira është dëshmitari i njerëzisë sonë në këtë botë dhe virtyti hyjnor, që na afron shpirtërisht me Allahun. Për këtë arsye, mëshira në zemrën e myslimanit

26. Gjynah. Të ngresh krye ndaj urdhrave të Allahut dhe të dalësh nga rruga e drejtë. Ai që e bën këtë veprim, quhet "fasik".

është si një zjarr që nuk shuhet kurrë.

Kur ndodhej i varur në një pemë në Bagdad, i ishin prerë hunda dhe veshët dhe po gjuhej me gurë nga populli, **Hallaxh Mansuri** i lutet Allahut, duke thënë:

"Ja Rabbi! Ata nuk e dinë atë që di unë. Nëse do ta dinin, nuk do të më gurëzonin. **Fali ata, para se të më falësh mua**."

Shpirti ka një qëllim. Ai qëllim është udhëtimi drejt Allahut. Dhe ky udhëtim mund të realizohet vetëm me virtytet që nxjerrin në pah mëshirën, pra me fitoret e shpirtit.

Si përfundim, kush dëshiron të ketë një zemër të gjallë, të shijojë kënaqësinë e miqësisë me Allahun Teala dhe të arrijë lumturinë në të dyja botët, duhet t'i vërë veshin kësaj thënieje të urtë të Mevlanës:

*"Nëse dëshiron të përhapësh dritë, duhet të djegësh nefsin tënd që i ngjan natës."*

*"Kur të pastrohesh nga cilësitë që i takojnë nefsit, deti i urtësive dhe të fshehtave do të të mbajë (si kurorë) në kokë."*

**Allahu Teala i ruajttë shpirtrat tanë nga gjynahu, kryeneçësia dhe errësirat e shkujdesjes! Na e bëftë të mundur që zemrat tona t'i ngjallim me dritën e Kuranit dhe sunetit!..**

**Amin!..**

# Një jetë besnike



*Ushtria e Perandorisë Osmane, e cila në Çanakale luftoi kundër shtatë shteteve, nuk shkroi vetëm legjendën e heroizmit dhe trimërisë, por në të njëjtën kohë, shkroi edhe një legjendë virtytesh. Në sajë të dritës së gjerë të besimit, ata merituan ndihmën e Allahut Teala dhe u qëndisën në faqet e historisë, si shembulli i gjallë i këtij ajeti fisnik:*

***"O besimtarë, kur të ndesheni me ndonjë forcë armike, qëndroni të patundur dhe përmendni shumë Allahun, që të fitoni."*** *(el-Enfal, 45.)*

# NJË JETË BESNIKE

Fitorja e një lufte nuk varet te numri i ushtarëve, por tek e drejta, besimi dhe gjendja e lartë morale dhe shpirtërore. Për këtë arsye, në të shumtën e rasteve, kurora e fitores është vënë në kokat e ushtrive me cilësi dhe jo në kokat e ushtrive me numër të madh.

Në luftën e Çanakalesë ushtria jonë heroike ishte brumosur me këtë ajet fisnik, në të cilin urdhërohet:

**“Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten.** (Ky është) **premtimi i Tij i vërtetë në Teurat, Inxhil dhe Kuran. E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu? Andaj, gëzojuni kësaj shitjeje! Kjo është fitorja madhështore.”** (et-Teube, 111)

Në këtë mënyrë, ata treguan besnikëri ndaj fjalës që kishin lidhur me Allahun dhe, në sajë të kësaj besnikërie të pashoqe, dhanë jetën në rrugën e Allahut.

Edhe bashkëshortet e dëshmorëve tanë besnikë, të cilët luftuan sypatrembur në fushëbetejë, dëshmuan se kishin një shpirt të madh dhe besnik. Këtë fakt e tregon më së miri kjo ndodhi:

Nëna Shemsije ishte një grua e martuar në moshë

të vogël dhe që e kishte përcjellë burrin e saj në luftë si oficer rezervë, pas një kohe të shkurtër martese. Pasi e përcolli burrin e saj në luftën e Çanakalesë, nuk e nxori këmbën jashtë shtëpisë, deri sa ndërroi jetë.

Një grua, e cila u bë kureshtare për këtë fakt, e pyeti:

"Nënë Shemsije! Deri më sot nuk ke dalë kurrë në rrugë. Përse?"

Përgjigja që mori ishte shprehja e bukurisë së një shpirti besnik:

"Si të dal, moj bijë! Kur burri im ishte duke shkuar në Çanakale, pas portës së jashtme më kapi për dore dhe, duke më shikuar në sy, më tha: «Gruaja ime e dashur! Je e re dhe e bukur. Prandaj, më jep fjalën që të iki i qetë! Mos dil në rrugë, derisa të kthehem unë!» Pra, si mund të dal në rrugë!?"

Një shembull tjetër, i cili na tërheq shumë vëmendjen, janë edhe disa gra nga qytetit i Ballëkesirit, që nuk janë martuar kurrë dhe që kujtohen me emrin "Shtatë beqaret". Një nga këto gra, e cila ishte edhe halla e Hajri berberit, ndërron jetë. Në ceremoninë e varrimit nuk kishte ardhur asnjë tjetër, përveç disa të afërmve. Pas faljes së namazit të xhenazes, kortezhi që shoqëroi trupin e pajetë të së ndjerës, erdhi në vendin e varrimit dhe e vendosën në varr me shumë kujdes. Sapo u bënë gati ta mbulonin varrin, njëri prej të afërmve që ndodhej aty, u tha të pranishmëve:

"Ju lutem, të mos harrojmë se ajo la një amanet!"

Pak më vonë, u soll një qese e mbushur me dhëmbë dhe disa torba me flokë, të cilat u vunë mbi trupin e të ndjerës. Pas kësaj, vazhduan me varrimin.

Një prej atyre që ndodhej në varrim, pyeti me kureshtje të madhe:

"Po këto, çfarë ishin? Përse u vunë në varr?"

Dikush që e dinte të fshehtën e saj, iu përgjigj:

"I fejuari i hallës sonë, menjëherë pasi bënë nikahun, por pa bërë dasmën, shkoi në Çanakale dhe nuk u kthye më. Halla ishte shumë e bukur kur ishte e re, prandaj dhe ata që e kërkuan ishin të shumtë. Por ajo, për të mos njollosur kujtimin e të fejuarit, nuk u martua me asnjë tjetër dhe vdiq e virgjër.

Për sa i përket dhëmbëve dhe flokëve që u vendosën në varr, ka thënë:

"Kam ruajtur të gjithë dhëmbët që më kanë rënë nga goja që, nëse nesër në ditën e mahsherit takohem me burrin tim përpara Allahut, t'i them: «Nga goja ime nuk ka dalë emri i asnjë burri tjetër» dhe kam mbledhur të gjitha fijet e flokut që kanë ngecur në krehër që t'i them: «Kokën dhe flokët e mi nuk i ka prekur asnjë dorë e huaj»." Flokët i vendosi në një torbë që të jenë dëshmitarë (në ditën e gjykimit) dhe la amanet që ato të varrosen bashkë me të. Ndërsa ne çuam në vend amanetin e saj."

Besnikëria është një cilësi e profetëve, e njerëzve të devotshëm dhe të urtë. Për këtë arsye, ajo është një virtyt shpirtëror që e kurorëzon jetën njerëzore me një gradë të lartë. Në bazë të kësaj, disa dijetarë e kanë përkufizuar

islamin si "Aprovim me zemër, konfirmim me gjuhë dhe dorëzim e besnikëri ndaj Allahut dhe caktimit të Tij".

Nuk duhet harruar se një nga veçoritë më të rëndësishme që e bën njeriun njeri, është ndjenja e besnikërisë. Kjo ndjenjë është edhe matësi i vlerës që u jepet personave të dashur ose personave që duhen dashur. Ata që nuk e zotërojnë ndjenjën e besnikërisë, janë njerëz egoistë, që mendojnë vetëm veten, dëshirat dhe interesat e tyre.

Besnikërinë e Profetit tonë (a.s.), Aisheja (r.anha.), na e tregon me këtë ndodhi:

Njëherë, një grua e moshuar kishte ardhur për vizitë tek Profeti (a.s.). Midis tyre u zhvillua një bisedë shumë e ngrohtë dhe e sinqertë. Pasi gruaja e moshuar u largua, unë e pyeta:

"O Rasulallah! Treguat shumë interes për këtë grua! Jam kureshtare të di se kush ishte?"

Profeti (a.s.), tha:

*"Kur Hatixhja (r.a.), ishte ende gjallë, ajo na vinte vazhdimisht për vizitë. (Ta dini se) «Besnikëria është pjesë e besimit.»"* (Hakim, I, 62/40. Gjithashtu shih. Buhari, Edeb, 23)

Para së gjithash, njeriu duhet të jetë besnik ndaj Zotit të tij. Dhe kjo arrihet vetëm duke iu bindur urdhrave të Tij. Pas besnikërisë ndaj Allahut, besnikëria më e lartë dhe më e domosdoshme është ajo që tregohet ndaj Profetit tonë të dashur (a.s.). Kjo besnikëri duhet të jetë shfaqja e ndjenjës së falënderimit ndaj Profetit (a.s.), i cili para së gjithash, kërkoi prej Allahut Teala sigurinë e umetit të tij, duke thënë "Ummeti, ummeti". Kjo besnikëri, e cila

fillon me thellimin në dashuri dhe respekt ndaj Profetit (a.s.), është e mundur vetëm duke u bërë ndjekës besnik i sunetit të tij.

Çdo besimtar ka për detyrë të jetë i mbushur me ndjenja besnikërie edhe ndaj të mëdhenjve të fesë dhe të dashurve të Allahut, sepse ata janë njerëzit që i bartën tek ne urdhrat dhe ndalesat e Allahu, mësimet e Profetit (a.s.) dhe moralin e bukur.

Por ata ndaj të cilëve duhet të tregojmë besnikëri, nuk janë vetëm këta që përmendëm. Gjithashtu, besnikëria duhet treguar edhe ndaj miqve dhe vëllezërve të fesë. Nga ana tjetër, besnikëria ndaj gjyshërve, të gjallëve, të vdekurve, atdheut dhe gjithë shoqërisë, është një nga cilësitë që tregon karakter dhe personalitet të lartë.

**Allahu na bëftë prej robërve që janë besnikë ndaj Tij, ndaj Rasulullahut (a.s.), ndaj prindërve, të afërmve, besimtarëve, atdheut, popullit dhe të gjitha amaneteve të tjera! Gjithashtu, e bëftë të mundur që në të dyja botët të jetojmë në atmosferën e kënaqësisë së Tij!**

**Amin!..**

# *Krijesa më e mirë e botës, gruaja e devotshme*



*Në një hadith fisnik, Profeti ynë (a.s.), ka thënë:*

*"Kjo botë është një mirësi. Kurse mirësia më e madhe e kësaj bote, është gruaja e devotshme" (Muslim, Rada, 64; Nesai, Nikah, 15; Ibn-i Maxhe, Nikah, 5.)*

*Besnikëria është një trëndafil që nuk vyshket kurrë. Prandaj dhe për besnikërinë nuk ka vjeshtë.*

## KRIJESA MË E MIRË E BOTËS, GRUAJA E DEVOTSHME

Kombet ndërtohen me burra dhe gra të afta e të devotshme. Prandaj, siguria e fesë, e atdheut dhe e popullit, është e lidhur fort me edukimin e brezave të shëndoshë.

Nëse një shoqëri nuk përparon pa burrin, përparimi pa gruan as që bëhet fjalë, sepse gruaja me cilësitë e saj e ngre lartë shoqërinë. Ndërsa poshtërimi i saj, e kthen shoqërinë në një mal me mbeturina dhe i mbush rrugët e jetës me copa xhamash të thyera.

Burri dhe gruaja janë si dy dimensione të gjera, të cilat plotësojnë njëri-tjetrit. Mirëpo, Allahu Teala i ka falur gruas një cilësi më ndikuese. Kjo thënie e shpreh më së miri këtë fakt:

“NËSE EDUKONI NJË MASHKULL, KENI EDUKUAR NJË NJERI. NËSE EDUKONI NJË FEMËR, KENI EDUKUAR NJË FAMILJE, MADJE NJË PJESË TË MADHE TË SHOQËRISË”

Gruaja e devotshme:

- Është mësuesja e shkollës, ku edukohen brezat me karakter dhe personalitet.

- Është një llambë e kristaltë, që ndriçon zemrat dhe

siguron paqen familjare.

- Është një lule me aromë të këndshme, që i fal familjes së saj lumturinë e xhenetit.

Mirësia më e madhe që mund të zotërojë një mysliman, pas mirësisë së besimit, është gruaja e devotshme. Gjithashtu, ajo është njëra nga tri mirësitë që Allahu Teala ia ka bërë të dashura Profetit (a.s.).

Në përgjithësi, pas profetëve, të dashurve të Allahut dhe heronjve, qëndron gjithmonë një grua e devotshme. Kjo grua është ndihmësja më e madhe e burrit të saj dhe mësuesja e virtyteve shembullore të fëmijëve të tij. Ajo është prehër mëshire, burim lumturie për familjen, dritë paqeje e qetësie dhe qendra e dashurisë së pjesëtarëve të familjes. Prandaj, ajo meriton falënderim dhe respekt gjatë gjithë jetës.

Nëna jonë Hatixhe (r.anaha.), është shembulli më i lartë i përfytyrimit të një nëne të devotshme. Ajo është mbështetësja e parë dhe më e madhe e Profetit tonë (a.s.), kur filloi shpallja.

Kur Profeti ynë (a.s.), u kthye tejet i shqetësuar nga shpella Hira dhe tha:

*"O Hatixhe! Kush do të më besojë mua?"*, ajo grua e bekuar iu përgjigj me këto fjalë:

*"Betohem në Allahun, se Ai kurrë nuk do të të turpërojë ty (nuk të lë në baltë)! Sepse ti e mbron të afërmin, merr përsipër barrën e të dobëtit, i jep të varfrit dhe u fiton të tjerëve atë që s'mund t'ua fitojë e t'ua japë askush. Ti e gostit mysafirin dhe i ndihmon njerëzit në*

*rrugën e drejtë...*

*O i Dërguar i Allahut! Unë të pranoj dhe të mbështes. Prandaj, më parë më fto mua në këtë rrugë të Allahut!".* (Buhari, Bed'u'l-Uahj, 1; Muslim, Iman, 252; Ibn-i Sa'd, I, 195)

Gjatë gjithë jetës, ajo u bë këshilltarja besnike e Profetit (a.s.), në çështjen e islamit, u bë ortak i halleve të tij dhe burim ngushëllimi e paqeje. Kurse Profeti (a.s.), sa qe gjallë nuk e harroi kurrë besnikërinë dhe ndihmën e saj të vyer.

Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Kjo botë është një mirësi. Kurse mirësia më e madhe e kësaj bote, është gruaja e devotshme"* (Muslim, Rada, 64; Nesai, Nikah, 15; Ibn-i Maxhe, Nikah, 5)

Në një bisedë familjare, Profeti ynë (a.s.), tregoi gjatë për nënën tonë Hatixhe (r.anha.) dhe ringjalli përsëri disa prej kujtimeve më të bukura të së kaluarës. Ndërsa Aishja (r.a.), e mahnitur, tha:

"O Rasulallah! Çfarë dobie ka të kujtosh e të përmendësh kaq shumë një grua të moshuar, e cila ka vdekur para shumë vitesh? Allahu ju ka dhënë më të renë dhe më të bukurën. Ju ka dhënë një grua më të bukur se ajo grua e moshuar, së cilës nuk i kishin ngelur as dhëmbë në gojë." (Buhari, Menakibu'l-Ensar, 20)

Si përgjigje ndaj fjalëve të nënës sonë Aishe (r.anha.), nga goja e bekuar e Profetit tonë (a.s.), rrodhën këto fjalë, të cilat tregojnë qartë arsyen se përse Profeti (a.s.), nuk mund ta harronte nënën tonë Hatixhe (r.anha.):

*"O Aishe! Megjithëse kanë kaluar gjithë këto vite, unë nuk mund ta harroj Hatixhen, jo për shkak të bukurisë së saj, por për shkak se ajo më besoi dhe më mbështeti në një kohë, kur të gjithë më refuzuan dhe më mohuan.*

*Kur mushrikët rreth meje më thoshin "gënjeshtar", Hatixhja më tha: "Po thua të vërtetën, mos u tërhiq kurrë!"*

*Kur njerëzit nuk më jepnin, qoftë edhe diçka të vogël, Hatixhja shtroi para meje të gjithë pasurinë e saj dhe tha: "Këto janë të gjitha të tuat. Shpenzo sa të duash."*

*Gjatë ditëve kur ngela i vetmuar në këtë botë, Hatixhja kurrë nuk hoqi dorë prej meje dhe tha: "Mos u mërzit! Çdo gjë është kalimtare. Pas këtyre vështirësive, do të vijë lehtësimi."*

*Ja pra, pikërisht për këto sakrifica nuk mund ta harroj Hatixhen!"*

Një grua e moshuar, e cila kishte ardhur deri te dera e shtëpisë së Rasulallahut, duke u mbështetur në një degë të thatë hurme, kërkoi të hynte brenda. Sahabët e nderuar thanë:

"O Rasulallah, një grua e moshuar, të cilën nuk e njohim, dëshiron t'ju takojë." Rasulallahu (a.s.), tha:

*"Lejojeni të hyjë."*

Gruaja e gjorë, e cila prej pleqërisë kishte ngelur sa një dorë, duke u mbështetur në degën e thatë të hurmës, hyri në dhomën ku gjendej Rasulallahu (a.s.). Sapo bëri

edhe dy hapa, Rasulallahu (a.s.), e njohu menjëherë dhe u çua në këmbë. Pastaj i bëri me shenjë ndenjëset dhe i kërkoi të ulej.

Ky respekt dhe interes i madh që tregoi Profeti (a.s.), ndaj kësaj gruaje, tërhoqi vëmendjen e Omerit (r.a.), i cili ndodhej aty pranë. Madje, për shkak se e pa pak si të tepërt respektin ndaj saj, kur ajo u ngrit dhe shkoi, ai e pyeti Profetit (a.s.):

"O Rasulallah! Kush ishte ajo grua që e respektuat kaq shumë, saqë u ngritët në këmbë, i dhatë ndenjësen tuaj dhe treguat kaq interes për të?"

Përgjigja e Rasulallahut ishte shumë e shkurtër:

*"Kjo grua ishte njëra prej shoqeve të Hatixhes!"*

Kjo ndodhi, është shfaqja më e bukur e dashurisë dhe besnikërisë që ndjente Rasulallahu për Hatixhen (r.anha.) edhe pas vdekjes së saj, për shkak të sakrificave dhe mbështetjes që ajo tregoi ndaj tij. Gjithashtu, për shkak të kësaj besnikërie, Rasulallahu (a.s.), e quajti vitin në të cilin ndërroi jetë nëna jonë Hatixhja (r.anha.), si "vitin e hidhërimit".

Besnikëria është një cilësi e profetëve, e njerëzve të devotshëm dhe të urtë. Për këtë arsye, ajo është një virtyt shpirtëror që e kurorëzon jetën njerëzore me një gradë të lartë. Besnikëria është një trëndafil, që nuk vyshket kurrë. Prandaj dhe për besnikërinë nuk ka vjeshtë.

Besimtarët, shpirti i të cilëve ka përfituar prej burimit

të besnikërisë, janë ata që e kanë kthyer botën e tyre të brendshme në një bahçe trëndafilash. Ajo është një bahçe e tillë trëndafilash, ku gjenden gonxhet e dhikrit, bilbilat e përkujtimit, burimet e punëve të mira dhe lulet e besimit, dijes dhe mirësisë hyjnore. Dhe shpërblimet e një shpirti të tillë janë xhenetet më të larta dhe shikimi i Allahut. Ndjenja e besnikërisë së Rasulallahut (a.s.), duhet të jetë për ne një shembull i virtytit të lartë.

Ja pra, me këto lloj ndjenjash besnikërie ndaj nënës sonë Hatixhe (r.anha.), ishte mbushur shpirti i Profetit (a.s.). Megjithatë, edhe nëna jonë Aishe (r.anha.), në sajë të zgjuarsisë dhe mendjehollësisë së saj, është përpjekur ta ndihmojë Profetin (a.s.), në çdo punë. Në sajë të thellësisë së dijes së saj dhe si një nga shtatë muxhtehidët[27] më të mëdhenj të kohës, ajo ia transmetoi umetit diturinë që mësoi prej Rasulallahut (a.s.), duke ndihmuar në kuptimin e drejtë të fesë. Edhe fikhu në lidhje me gratë, me të ka vazhduar.

Një tjetër prej grave të Profetit (a.s.), nëna jonë Ummu Seleme, me anë të mendjehollësisë së saj, në ditën e Hudejbijes gjeti zgjidhjen e një problemi të rëndësishëm, duke e qetësuar zemrën e Profetit tonë (a.s.).

Si përfundim, gjatë gjithë jetës së tyre, gratë e Profetit (a.s.), në mënyrë dhe kohë të ndryshme e mbështetën shumë Rasulallahun (a.s.). Edhe gratë në ditët e sotme e kanë për detyrë të përfitojnë dhe të marrin shembull prej nënave tona të devotshme, në mënyrë që edhe ato

27. Muxhtehid: Dijetar i fesë islame, që nxjerr ligje nga Kurani dhe Suneti i Profetit (a.s.).

të arrijnë virtytin e "**gruas së devotshme**".

Në një poezi të tijën, Muhamed Ikbali i bën thirrje gruas myslimane të marrë si shembull dy Fatime:

*"O grua myslimane! Mbulesa jote është perdja e namusit tonë! Drita në fytyrën tënde, është kapitali i kandilit të besimit tonë. Pastërtia me të cilën je krijuar, është mëshira e Allahut ndaj nesh, forca e fesë sonë dhe thelbi i ekzistencës së umetit tonë. Ti je ajo që ua mëson fëmijëve tanë fjalën e teuhidit, sapo ndahen nga qumështi. Dashuria jote rregullon gjendjen, mendjen, fjalën dhe punën tonë.*

*Ti je uji i jetës së fidanit të shoqërisë. Ti je rojtarja që ruan amanetin e umetit. Zbuloji me mendjen tënde virtytet e larta të natyrës sate. Fatimja (r.anha), është shembull për ty, prandaj mos ia ndaj sytë dhe zemrën. Derisa edhe dega jote të japë një frut Husejni dhe kopshti i trëndafilave të sjellë stinën e vjetër."*

Ja pra, një nga Fatimet, që gratë myslimane duhet ta marrin shembull, është Fatimja, virtytet e së cilës përmenden nga Allahu në suren Insan, në ajetin 8-11. Ndërsa Fatimja e dytë, është ajo që e ndaloi Omer bin Hattabin (r.a.), nga vrasja e Rasulallahut (a.s.), dhe e futi atë në rrugën e udhëzimit.

Nënat që përmendëm dhe që u bënë burim i karakterit dhe personalitetit të lartë, janë nënat tona fisnike, që duhen marrë shembull nga të gjitha nënat e umetit të Muhamedit (a.s.). Kush arrin t'u afrohet me zemër dhe me shpirt këtyre nënave, është e përgëzuar me këto fjalë të Profetit (a.s.):

*"Xheneti ndodhet nën këmbë e nënës!"* (Ahmed bin Hanbel, III, 429)

**Allahu u dhëntë të gjithë fëmijëve tanë pjesë prej botës shpirtërore të Fatimes (r.anha.), prej zgjuarsisë, mendjehollësisë, urtësisë dhe ndershmërisë së nënës sonë Aishe (r.anha.) dhe veçanërisht, prej besnikërisë së pashoqe dhe ndjenjës së pafundme të sakrificës së nënës sonë Hatixhe (r.anha.)!..**

**Amin!..**

# PËRMBAJTJA